# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 335 • VITI 32 • TETOR 2018 • MUHARREM 1440 • ÇMIMI 1 €



Naim ef. Tërnavën në krye të BIRK-ut edhe një mandat

*Urimi i Myftiut Tërnava me rastin e fillimit të vitit të ri shkollor 2019-2018*

# Ju jeni dritë e këtij populli

*Më 3 shtator, shkollat hapin portat për ju për fillimin e vitit të ri shkollor 2018-2019. Për disa për ju, është hera e parë që u drejtoheni bankave të shkollës e për disa të tjerë është kthim në këto banka. Është sfidë, së cilës megjithatë nuk mund t'i ikni. Ju jeni ardhmëria e këtij vendi dhe e kësaj shoqërie, andaj ky rrugëtim është sa i pashmangshëm, aq edhe i domosdoshëm. Kjo sfidë është për t'ju formuar dhe kalitur për përgjegjësitë që ju presin. Një ditë, mbase jo larg, fati i këtij vendi do të jetë në duart tuaja. Dikur, një urtar ka thënë: "Dituria është dritë, injoranca është errësirë."Andaj, nëse ju i përkushtoheni fitimit të diturisë, ju bëheni dritë e cila ndriçon rrugën e këtij populli dhe të ardhmen e këtij shteti. Ne, si popull i vogël dhe shtet në formim e sipër, vetëm me vlera dhe dituri mund të garojmë me popujt e tjerë.*

*Andaj, me lejoni që, si prind, qytetar dhe Myfti i vendit tonë, t'ju uroj për këtë vit të ri shkollor duke e lutur Zotin e Gjithëdijshëm që t'ju mësojë, t'ju ruajë, t'ju japë shëndet dhe sukses! Do të doja të veçoj me urim edhe nxënësit e Medresesë "Alauddin" me paralelet e saj fizike në Gjilan dhe Prizren, duke kërkuar prej tyre që reputacionin e kësaj shkolle dhe prestigjin e fituar ndër vite si shkolla më e suksesshme ta ruajnë e ta çojnë edhe më lart.*

*Urimet e mia janë edhe për gjithë mësuesit e mësueset dhe personelin edukativo-arsimor në të gjithë vendin. Qofshi të ndihmuar nga Zoti!*

*Juaji,*
*Naim TËRNAVA,*
*Myfti i Republikës së Kosovës*

## Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

"Dhe thuaj: Erdhi e Vërteta dhe u zhduk gënjeshtra. Vërtet, gënjeshtra është e destinuar për t'u zhdukur."

(El Isra, 81)

# Fyerja nuk është liri e shprehjes

*Liria e shprehjes ka një tavan, që nuk duhet të kalohet, sidomos kur një liri e tillë e shprehjes fyen ndjenjat e një komuniteti. Në këtë kuadër duhet të shihet edhe vendimi i Gjykatës Evropiane për të Drejtat e Njeriut.*

*Gruaja austriake me inicialet E. S., që kishte mbajtur seminare mbi Islamin në vitin 2008 dhe 2009, është vlerësuar nga një gjykatë austriake lokale se kishte përdorur shprehje fyese ndaj pejgamberit Muhamed a.s. Prandaj kjo gjykatë e dënoi gruan në vitin 2011 për diskriminimin e doktrinave fetare dhe e gjobiti me 480 euro, një gjykim i cili u pasua me dy apelime.*

*Austriakja e ka dërguar çështjen në Gjykatën e Lartë, por gjykata nuk e ka pranuar apelin e saj. Pas kësaj ajo e transferoi rastin në Gjykatën Evropiane për të Drejtat e Njeriut në Strasburg.*

*GJEDNJ mori vendim unanim se dënimi penal i austriakes me inicialet E.S., nga gjykata lokale austriake dhe gjoba për deklaratat e saj ndaj pejgamberit Muhamed, nuk shkelin të drejtën e saj për fjalën e lirë. Gjykata Evropiane vendosi unanimisht se shprehjet e saj nuk mund të vlerësohen në kuadër të lirisë së mendimit të Konventës për të drejtat e njeriut.*

*"Deklaratat kontradiktore të përdorura kanë tejkaluar kufijtë e diskutimit objektiv. Shprehjet e përdorura janë vlerësuar si një sulm që përmbajnë fyerje ndaj profetit Muhamed. Gjithashtu sulmet e tjera të tilla nxisin paragjykime dhe kërcënojnë lirinë fetare në Austri", - thuhet në njoftim të GJEDNJ-së.*

*"Deklaratat e E.S nuk ishin formuluar në mënyrë neutrale në mënyrë që të jepnin një kontribut objektiv në një debat publik në lidhje me martesat e fëmijëve." Madje konstatohet se gjykata austriake ka vendosur me arsyet e duhura ndaj saj, duke shtuar se ndëshkimi i austriakes nuk mund të konsiderohej si joproporcional.*

*Gjykata gjithashtu theksoi se i klasifikoi deklaratat e "diskutueshme" si "një sulm abuziv ndaj Pejgamberit të Islamit, që mund të nxisnin paragjykime dhe të rrezikonin paqen fetare".*

*GJEDNJ vuri në dukje se gjykatat austriake kishin konsideruar se shtetasja E.S ka bërë vlerësime bazuar në fakte të pavërteta dhe duke mos marrë parasysh kontekstin historik.*

*"Deklaratat e ankueses kishin të ngjarë të nxisnin indinjatën e justifikuar ndër myslimanët" dhe se "përbënin një përgjithësim pa bazë faktike", thuhet në njoftim.*

*Me këtë rast vlerësohet se Gjykata ka marrë për bazë parimin se liria e shprehjes përfundon aty ku cenohet liria e tjetrit.*

*Dr. Ajni Sinani*

*Fjala e Myftiut të Kosovës para trupit zgjedhor të BIK-ut pas marrjes së mandatit të ri*

# Fenë dhe kombin i kemi gjërat më të shtrenjta

*I nderuari, kryetari i Kuvendit të BIK-ut, z. Ajni Sinani,*

*I nderuari nënkryetar i Kuvendit të BIK-ut, z. Agim Hyseni,*

*Të nderuar anëtarë të Kuvendit të BIK-ut,*

*Të nderuar kryetarë të këshillave të BIK-ut,*

*Të nderuar përfaqësues të institucione të FSI-së, Medresesë Alauddin*

*Të nderuar bashkëpunëtorë,*

*I nderuar kryetar i Komisionit Qendror Zgjedhor!*

Sot, Trupi zgjedhor i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, më dha mandatin për të udhëhequr sërish institucionin fetar më të madh në vend. Ky besim dhe kjo mbështetje më japin forcë dhe kurajë për të kryer detyrat dhe obligimet me përgjegjësinë më të madhe.

E dini, në rrugëtimin tonë institucional, kemi kaluar nëpër periudha të vështira dhe jemi ballafaquar me probleme nga më të ndryshmet, por bashkë, ia kemi dalë, sepse kështu do Zoti dhe kështu na urdhëron:

وَاعْتَصِمُوا بِحَبْلِ اللَّـهِ جَمِيعًا وَلَا تَفَرَّقُوا

“Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin (fenë dhe Kuranin) e Allahut, e mos u përçani!...” (Ali Imran, 103).

Bashkimi dhe uniteti janë objektiva të kësaj feje dhe imazhe të gjalla të saj. Feja na urdhëron që të bashkohemi të gjithë derisa të shkrihemi në një trup, që të ndajmë momentet e gëzimit dhe hidhërimit bashkërisht. Andaj, ju ftoj që të vazhdojmë me këtë unitet dhe ta kultivojmë atë, që të jemi shembull edhe për të tjerët.

Bashkësia Islame nuk është thjesht një institucion fetar. Kontributi i saj përfshin gamë të gjerë aktivitetesh arsimore, kombëtare e shtetërore. Institucionet fetare dhe arsimore të Bashkësisë Islame, me theks të veçantë Medreseja e Mesme Alaudin, kanë shërbyer për dekada për aktivitete të rëndësishme arsimore, politike e humanitare. Kështu edhe do të vazhdojmë, sepse ne jemi të popullit dhe populli është yni, andaj do të jemi gjithnjë në shërbim të tyre.

Bashkësia Islame edhe tani, në këtë periudhë tranzicioni, të formimit të shtetit dhe institucioneve të saj, po jep kontrib-





utin e vet. Nuk janë të pakta dhe të lehta problemet me të cilat jemi ballafaquar dhe, po të mos ishte ndihma e Zotit, në radhë të parë, dhe vendosmëria jonë në radhë të dytë, gjërat do të bëheshin keq. Ne kemi qenë pengesë e pakalueshme për shumë veprimtari e veprimtarë dashakeq të Kosovës dhe popullit të saj. Dashurinë për këtë vend nuk mund ta na e blejë askush, për asnjë çmim. Fenë dhe kombin i kemi gjërat më të shtrenjta që nuk i shesim dot. Këtë e kemi bërë, e bëjmë dhe do ta bëjmë në vazhdimësi që të dëshmohet përkushtim ynë i përjetshëm për popullin dhe vendin tonë.

Por, pavarësisht kësaj, më lejoni të them me keqardhje se Bashkësia Islame nuk ka gëzuar vendin dhe pozitën që meriton. Tani kur po bëhen dy dekada nga përfundimi i luftës, Bashkësia Islame ende nuk e ka të rregulluar pozitën juridike dhe ende nuk e ka të zgjidhur çështjen financiare të punëtorëve të saj. Tani kur po flas, para syve kam gjithë ata punëtorë që, përkundër punës që bëjnë, nuk gëzojnë të mira materiale të mjaftueshme. Ata janë qytetarë të këtij vendi, janë taksapagues të këtij vendi, kanë dhënë shumëçka për këtë vend, andaj edhe ata kanë hise në këtë vend. Në Kosovë ende vazhdojnë të shkilen të drejtat fetare. Vajzave e grave me mbulesë ende u mohohet e drejta për punësim dinjitoz nëpër institucionet e vendit edhe pse kushtetuta e vendit ua garanton këtë të drejtë. Nga këtu u bëj thirrje institucioneve tona që sa më parë të rregullojnë statusin juridik të bashkësive tona fetare, të garantojnë lirinë e manifestimit publik të besimit tonë, si dhe të ndajnë fond të përhershëm për financimin e institucioneve tona.

Një nga problemet me të cilin jemi identifikuar në dekadën e dytë të këtij shekulli është radikalizmi dhe pjesëmarrja e disa të rinjve tanë në luftëra jashtë vendit, për të cilat që në fillim jemi deklaruar se nuk janë luftëra tona, nuk kanë të përbashkët asgjë me ne dhe me të vërtetat fetare. Qëndrimi ynë karshi ekstremizmit nuk është reagim emocional, por parimor. Islami, si fe e paqes, tolerancës, mëshirës, nuk ka të bëjë asgjë me këto veprime të këqija, sado që kryesit të tyre të mbështetën në të. Ne, i jemi përgjigjur pozitivisht dhe aktivisht çdo nisme shtetërore dhe shoqërore për të luftuar ekstremizmin dhe çdo dukuri tjetër negative në vend. Tani jemi duke bashkëpunuar me organet e drejtësisë për të bërë deradikalizimin nëpër burgje. Konsideroj se ky bashkëpunim yni duhet të evoluojë dhe të ngrihet në nivelet më të larta, sepse, duke institucionalizuar veprimtarinë fetare dhe duke ofruar edukim fetar nëpër shkolla, ne shmangim shumë dukuri. Kam frikë se konsumimi i lëndëve narkotike në vitet që vijnë do të jetë problemi më i madh me të cilin do të ballafaqohemi si shoqëri. Kështu, bashkë do të parandalonim shumë të këqija. Ne jemi popull i vogël, rininë e kemi resursin dhe asetin më të rëndësishëm, andaj nëse e humbasim atë, kemi humbur të gjithë.

Bashkësia Islame ka raporte të shkëlqyera me institucione fetare në rajon. Bashkërisht kemi realizuar projekte të rëndësishme akademike, kulturore e shoqërore. Kemi punuar dhe jemi zotuar të punojmë në të mirë të të gjithëve.

Për fund,

Më lejoni që t'ju falënderoj shumë për besimin që më keni dhënë. Zotohem se:

- Do t'i shërbej Bashkësisë Islame me besnikërinë dhe përkushtimin më të madh.
- Do të angazhohem për të realizuar të drejtat që na takojnë si komuniteti fetar dhe si institucion.
- Do të punoj për të krijuar infrastrukturën e nevojshme për veprimtarinë fetare.
- Do të angazhohem për ruajtjen dhe kultivimin e tolerancës ndërfetare nder ne si vlere e populli tonë.
- Do të angazhohem për ruajtjen e rinisë sonë nga doktrinat ekstreme.

Do të vazhdojmë me përkushtimin tonë për të qenë në shërbim të fesë dhe vatanit.

Edhe një herë, ju falënderoj shumë për besimin që më keni dhënë. Kam nevojë për ndihmën, këshillat, sugjerimet dhe lutjet tuaja.

*Zoti na ndihmoftë!*

*Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava*

*Prishtinë, 27 tetor 2018*

# Naim ef. Tërnava rizgjidhet Myfti i Kosovës

Më 27 tetor 2018, ditë e shtunë, nga ora 10, u mbajt mbledhja konstituive e Kuvendit të ri të Bashkësisë Islame të Kosovës. Kështu, pas verifikimit të mandateve të kuvendarëve, u bë zgjedhja e kryetarit, nënkryetarit dhe të anëtarëve të komisioneve të Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës u zgjodh dr. Ajni Sinani- delegat nga FSI-ja, ndërsa nënkryetar Agim Hyseni- delegat nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit.

Po këtë ditë, pas konstituimit të Kuvendit, në orën 12 u mblodh Trupi Zgjedhor i BIK-ut për zgjedhjen e Myftiut për mandatin pesëvjeçar (2018-2023).

Kandidatë të propozuar për Myfti ishin Naim Tërnava dhe Reshat Mexhiti. Trupi Zgjedhor i Bashkësisë Islame të Kosovës zgjodhi Naim ef. Tërnavën për Myfti të Kosovës.

Naim ef . Tërnava mori 52 vota, ndërsa kundërkandidati Reshat Mexhiti 6 vota, dy vota ishin të pavlefshme.

Trupin Zgjedhor të Bashkësisë Islame të Kosovës e përbëjnë 60 anëtarë (30 anëtarët e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, 28 kryetarët e këshillave vendorë , dekani i FSI-së dhe drejtori i Medresesë).

Pas zgjedhjes, Myftiu Tërnava para Trupit Zgjedhor paraqiti për miratim anëtarët e Kryesisë: Ahmet Ramën për rajonin e Prishtinës, Ejup Hazirin për rajonin e Mitrovicës, Musli Arifajn për rajonin e Pejës, Valot Myrtën për rajonin e Gjakovës, Reshat Mexhitin për rajonin e Prizrenit, Fehmi Mehmetin për rajonin e Ferizajt, Ilmi Krasniqin për rajonin e Gjilanit dhe Sulejman Fejzullahun për rajonin e Preshevës.

Trupi Zgjedhor miratoi përbërjen e Kryesisë së BIK-ut.





# Naim ef. Tërnava

## (Biografi)

Ka lindur më 7 janar 1961, në fshatin Lismir të komunës së Fushë-Kosovës.

Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse të mesmen në medresenë "Alauddin" në Prishtinë. Vazhdoi studimet në Universitetin "Al-Azhar" të Kajros, dega e Apologjetikës Islame, të cilat i përfundoi me sukses në vitin 1984, kurse në vitin 2003 magjistroi po në Kajro.

Më 1984 emërohet imam në fshatin Lismir. Në vitin shkollor 1985/86 u emërua profesor i lëndëve Akaidi dhe Filozofia islame në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës.

Ishte anëtar i redaksisë së revistës "Dituria islame" (tri mandate), pastaj anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame (dy mandate) nga viti 1990-1998.

Si ligjërues i Akaidit dhe Filozofisë islame në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës filloi punën në vitin akademik 1994/95 dhe aty aktualisht ligjëron lëndën e Filozofisë islame. Ka qenë drejtori i medresesë "Alauddin" (1995-2003).

Gjatë luftës në Kosovë, më 9 mars 1998, Kryesia e Bashkësisë Islame formoi Këshillin e Emergjencës, të parin e këtij lloji në Kosovë, dhe në krye të këtij këshilli emëroi Naim ef. Tërnavën.



Në vitin 1999 u zgjodh kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Ka marrë pjesë në shumë konferenca, seminare, kongrese, simpoziume e forume brenda dhe jashtë Kosovës. Është autor i shumë punimeve shkencore dhe artikujve publicistikë të botuar brenda dhe jashtë vendit, si dhe autor i shtatë monografive: Morali islam/Ahlaku-1 (1993), Bazat e besimit/Akaidi-1, (1994), Pasqyrë e filozofisë islame; (1995), Morali islam/Ahlaku-2; (1996), Fraksionet në Islam/Akadi-4, (1997), Islami besim i vërtetë dhe fetë e tjera–Akaidi-2", (1998), Pejgamberia – Njeriu dhe përgjegjësia – Akaidi-3, (1999), si dhe përmbledhjes në dy vëllime Ligjërime për fenë e atdheun I-II, (2015).

Më 15 tetor 2003 është zgjedhur kryetar dhe Myfti i Bashkësisë Islame të Kosovës. Në këtë funksion është zgjedhur edhe për dy mandatet vijuese, përkatësisht për mandatet 2008-2013 dhe 2013-2018. Më 27 tetor 2018 është rizgjedhur kryetar dhe Myfti i Bashkësisë Islame të Kosovës.

Jeton e vepron në Prishtinë dhe është baba i katër fëmijëve.

# Ajni ef. Sinani

## (Biografi)



Ajni Hakip Sinani lindi në Zaplluxhe të Dragashit më 13/11/1962. Ka mbaruar studimet në Universitetin Islam "Al Azhar" të Kajros, Fakultetin e Studimeve Islame dhe Arabe, në vitin 1998. Ka magjistruarnë Fakultetin e Drejtësisë të Universitetit të Prishtinës për të drejtën dhe marrëdhëniet ndërkombëtare., më 27 mars 2009. Kurse ka doktoruar në vitin 2016.

Ka punuar përshtatë vjet në Shqipëri dhe ka ligjëruar të Drejtën islame (fikh) dhe Gjuhën arabe në medresenë "Haxhi Sheh Shamia" të Shkodrës (Shqipëri). Ka qenë ligjërues në medresenë "Haxhi Sheh Shamia" në Shkodër (Shqipëri). Ka drejtuar më shumë se 100 emisione të titulluara "Karvani" në televizionin "Besa" të Prizrenit (Kosovë). Ka qenë redaktor i gazetës "Besa", Prizren, gjithashtu bashkëpunëtor i revistës "Paqja", Prishtinë. Ligjëron dhe është profesor i rregullt në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës. Është autori i tre librave në gjuhën shqipe. Ka përkthyer disa libranë gjuhën shqipe. Është autor i shumë shkrimeve në gazeta vendore dhe në të huaja. Ka recensuar mbi 30 libra. Në vitin 1994 në Kajro ka mbikëqyrur ribotimin e përkthimit të Kuranit të Shenjtë në gjuhën shqipe dhe atë boshnjake nga shoqata "Islamic Relief". Po ashtu ka marrë pjesë në shumë konferenca e simpoziume në Kosovë dhe jashtë.

*Fjala e dr. Ajni Sinanit me rastin e rizgjedhjes në krye të Kuvendit të BIRK-ut*

# Bashkërisht me ju do të kryejmë më mirë misionin tonë

Të gjitha falënderimet i takojnë Allahut të gjithësisë! Salati dhe Selami i Allahutqofshin për të dashurin tonë, hazreti Muhamedin a.s.,familjen e tij fisnike dhe gjithë ashabët e tij.

Ju falënderoj për besimin që më dhatë. Do të mundohem që, së bashku me ju, të kryejmë detyrat tona që na shtrohen e na takojnë si Kuvend. Këtu jemi përtë folur më pak dhe për të punuar më shumë, sepse të gjithë presin prej nesh që të bëjmë sa më shumë punëtë hairit...

E lus Allahun e Gjithëfuqishëm të dalim faqebardhë në këtë botë dhe në botën tjetër. Me punën tonë, inshaAllah, do të arsyetojmë besimin që na është dhënë. Në Kuvend do të mundohem që të ketë diskutime, sugjerime, këshilla, kritika, debate, por gjithmonë në frymë vëllazërore, ashtu siç na ka hije neve hoxhallarëve. Allahu na ndihmoftë dhe namundësoftë që të çojmë emanetin në vend. Edhe një herë ju falënderoj dhe ju përshëndes me përshëndetjen e bukur: Esselamualejkum!

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës “El-Hashr” – (5)

## Cilësitë e mynafikëve

أَلَمْ تَرَ إِلَى الَّذِينَ نَافَقُوا يَقُولُونَ لِإِخْوَانِهِمُ الَّذِينَ كَفَرُوا مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ لَئِنْ
أُخْرِجْتُمْ لَنَخْرُجَنَّ مَعَكُمْ وَلَا نُطِيعُ فِيكُمْ أَحَدًا أَبَدًا وَإِن قُوتِلْتُمْ لَنَنصُرَنَّكُمْ
وَاللَّهُ يَشْهَدُ إِنَّهُمْ لَكَاذِبُونَ ﴿١١﴾ لَئِنْ أُخْرِجُوا لَا يَخْرُجُونَ مَعَهُمْ وَلَئِن قُوتِلُوا لَا
يَنصُرُونَهُمْ وَلَئِن نَّصَرُوهُمْ لَيُوَلُّنَّ الْأَدْبَارَ ثُمَّ لَا يُنصَرُونَ ﴿٢١﴾ لَأَنتُمْ أَشَدُّ رَهْبَةً فِي
صُدُورِهِم مِّنَ اللَّهِ ۚ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ قَوْمٌ لَّا يَفْقَهُونَ ﴿٣١﴾ لَا يُقَاتِلُونَكُمْ جَمِيعًا إِلَّا
فِي قُرًى مُّحَصَّنَةٍ أَوْ مِن وَرَاءِ جُدُرٍ ۚ بَأْسُهُم بَيْنَهُمْ شَدِيدٌ ۚ تَحْسَبُهُمْ جَمِيعًا وَقُلُوبُهُمْ
شَتَّىٰ ۚ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ قَوْمٌ لَّا يَعْقِلُونَ ﴿٤١﴾ كَمَثَلِ الَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ قَرِيبًا ۖ ذَاقُوا وَبَالَ
أَمْرِهِمْ وَلَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿٥١﴾ كَمَثَلِ الشَّيْطَانِ إِذْ قَالَ لِلْإِنسَانِ اكْفُرْ فَلَمَّا كَفَرَ
قَالَ إِنِّي بَرِيءٌ مِّنكَ إِنِّي أَخَافُ اللَّهَ رَبَّ الْعَالَمِينَ ﴿٦١﴾ فَكَانَ عَاقِبَتَهُمَا أَنَّهُمَا
فِي النَّارِ خَالِدَيْنِ فِيهَا ۚ وَذَٰلِكَ جَزَاءُ الظَّالِمِينَ ﴿٧١﴾

*“A nuk e ke parë se si hipokritët u thoshin vëllezërve të vet jobesimtarë, nga ithtarët e Librit: Nëse dëboheni, edhe ne do të dalim me ju dhe, për çështjen tuaj, ne kurrë nuk do t’i bindemi askujt (t’ju luftojmë ose t’ju nënshtrojmë); e, nëse sulmoheni, gjithqysh do t’ju dalim në ndihmë. Allahu dëshmon se ata janë vërtet gënjeshtarë. Nëse (hebrenjtë) do të dëbohen, ata (hipokritët) nuk do të shkonin me ta. Nëse do të sulmohen, ata nuk do t’u dilnin në ndihmë. Po edhe sikur t’u dilnin në ndihmë, sigurisht që (shpejt) do të ktheheshin mbrapsht (do të iknin), e ata (hebrenjtë) do të mbeteshin pa ndihmë. Në zemrat e tyre ata kanë më shumë frikë nga ju sesa nga Allahu, ngaqë ata janë popull që nuk kuptojnë. Ata (hebrenjtë) nuk do të luftojnë kundër jush së bashku, veçse në vende të fortifikuara ose pas mureve. Mospajtimi ndërmjet tyre është i ashpër. Ti mendon se ata janë të bashkuar, mirëpo zemrat e tyre janë të përçara, sepse janë njerëz që nuk logjikojnë. Këta janë të ngjashëm me ata që ishin pak para tyre, që i shijuan pasojat e sjelljes së tyre (në këtë botë); ata (në Ahiret) i pret një dënim i dhembshëm! Ata (hipokritët) janë të ngjashëm me djallin, i cili i thotë njeriut: “Mos beso!”, e kur ky bëhet mohues, djalli i thotë: Unë nuk kam të bëj me ty! Në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve! Kështu, fundi i këtyre të dyve është qëndrimi i përhershëm në Zjarr; ky është dënimi për mizorët” – (El-Hashr, 11-17).*

## Shkaku i zbritjes së ajetit të 11-të

Transmeton Ibn Ebi Hatimi nga Suddiu të ketë thënë: Disa njerëz (hebrenj) nga fisi Benu Kurejdha pranuan Islamin, por në mesin e tyre kishte edhe mynafikë (hipokritë), të cilët u thoshin pjesëtarëve të fisit Beni-n-Nadir: “Nëse dëboheni, edhe ne do të dalim me ju!”, dhe në lidhje me ta zbriti ajeti kuranor: “A nuk e ke parë se si hipokritët u thoshin vëllezërve të vet jobesimtarë, nga ithtarët e Librit: “Nëse dëboheni, edhe ne do të dalim me ju dhe, për çështjen tuaj, ne kurrë nuk do t’i bindemi askujt (t’ju luftojmë ose t’ju nënshtrojmë); e, nëse sulmoheni, gjithqysh do t’ju dalim në ndihmë...”[1]

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pasi që në ajetet paraprake, u sqarua fati i fisit Benu-n-Nadir, dhe ndarja e pasurisë së tyre që e lanë pas, për kategoritë e caktuara, Allahu i Madhërishëm, na njeh edhe me raportet e fshehta që kishin mynafikët (hipokritët) me çifutët e Medinës. Ndonëse mynafikët, publikisht hiqeshin se ishin prej ensarëve, ata megjithatë në shpirt ndienin një afërsi

me çifutët, duke i inkurajuar ata që të mos dilnin prej Medinës, por të qëndronin në kështjellat e tyre. Këta madje u ofronin edhe mbështetje dhe solidarizim me ta. Por Allahu xh.sh. ua shfaqi haptazi nifakun-hipokrizinë e tyre, duke u thënë se ata po gënjenin.

## Koment:

*11. A nuk e ke parë se si hipokritët u thoshin vëllezërve të vet jobesimtarë, nga ithtarët e Librit: "Nëse dëboheni, edhe ne do të dalim me ju dhe, për çështjen tuaj, ne kurrë nuk do t'i bindemi askujt (t'ju luftojmë ose t'ju nënshtrojmë); e, nëse sulmoheni, gjithqysh do t'ju dalim në ndihmë" Allahu dëshmon se ata janë vërtet gënjeshtarë.*

Ky grup ajetesh, shpërfaq ndjenjat e një grupi hipokritësh të Medinës, të cilët Islamin e kishin pranuar sa për sy e faqe. Këta, sa për të ruajtur privilegjet e tyre, qëndronin me myslimanët, por zemrat e tyre ishin me çifutët dhe idhujtarët. Madje, ua përcillnin këtyre grupeve çdo lëvizje të myslimanëve. Këta ishin Abdullah bin Ubejj ibn Seluli, Abdullah bin Nebteli, Rufa'atu bin Zejd etj.[2] Një gjë të tillë e bënë edhe me rastin e dëbimit të fisit Benu-n-Nadir, kur i inkurajonin ata të mos dorëzoheshin e as të mos e braktisnin Medinën. U thoshin atyre: "Nëse dëboheni, edhe ne do të dalim me ju dhe, për çështjen tuaj, ne kurrë nuk do t'i bindemi askujt (t'ju luftojmë ose t'ju nënshtrojmë); e, nëse sulmoheni, gjithqysh do t'ju dalim në ndihmë".

Por Allahu ua shpërfaqi haptazi hipokrizinë dhe gënjeshtrat e tyre, sepse çifutët shumë shpejt e panë tradhtinë e tyre, andaj iu dorëzuan të Dërguarit të Allahut, duke kërkuar në këmbim jetët e tyre dhe pasurinë e tyre, aq sa mund të bartte një deve.

Ajeti në vijim në mënyrë eksplicite dëfton për gënjeshtrat e tyre apo për premtimet e rreme ndaj çifutëve të Beni-n-Nadirit:

> Ata nuk besojnë se mund të ketë diçka përtej asaj që kapin bebëzat e syve të tyre. "Besimi" i tyre në Allahun është thjesht syfaqësi dhe asgjë më tepër.

*12. Nëse (hebrenjtë) do të dëbohen, ata (hipokritët) nuk do të shkonin me ta. Nëse do të sulmohen, ata nuk do t'u dilnin në ndihmë. Po edhe sikur t'u dilnin në ndihmë, sigurisht që (shpejt) do të ktheheshin mbrapsht (do të iknin), e ata (hebrenjtë) do të mbeteshin pa ndihmë.*

Allahu i Gjithëdijshëm, flet haptazi për gënjeshtrat e këtyre njerëzve të paskrupullt, kur u thotë troç se, nëse çifutët do të dëboheshin, asnjë prej mynafikëve nuk do të lëvizte që të dilte e të largohej me ta. Nëse çifutët do të sulmoheshin, asnjë prej mynafikëve nuk do t'u dilte në ndihmë, sepse ata janë frikacakë e mburravecë. Ata e kanë frikë luftën, sepse besojnë vetëm në këtë dynja, dhe nuk besojnë fare ringjalljen dhe daljen para Allahut.

Po edhe nëse rastësisht ndonjë prej mynafikëve do t'u bashkohej atyre, ata nuk do të qëndronin gjatë pranë tyre, por do të iknin prej luftës si minj, nga frika e vdekjes, dhe do t'i linin sërish çifutët të vetëm në fushën e mejdanit.

*13. Në zemrat e tyre ata kanë më shumë frikë nga ju sesa nga Allahu, ngaqë ata janë popull që nuk kuptojnë.*

Hipokritët, të cilët besimin e tyre e kanë të mbështjellë me velin e rrejshëm të Imanit, të trembur e të frikësuar për jetën dhe luksin e tyre, më shumë ua kanë frikën myslimanëve sesa Allahut, ngase ata thjesht nuk e kuptojnë madhështinë e Tij. Të njëjtën frikë ndaj myslimanëve e ndienin edhe çifutët e Medinës atëbotë. Këto ndjenja të tyre të brendshme ua zbuloi Allahu i Madhërishëm, në mënyrë që myslimanëve t'ua bëjë me dije se me çfarë mburravecësh kanë të bëjnë. Ata nuk besojnë se mund të ketë diçka përtej asaj që kapin bebëzat e syve të tyre. "Besimi" i tyre në Allahun është thjesht syfaqësi dhe asgjë më tepër.

Si dëshmi se zemrat e mynafikëve dhe të çifutëve të Siujdhesës Arabike ishin të sëmura, dhe preokupimi i vetëm i tyre ishte vetëm kënaqësia e kësaj dynjaje, Allahu i Gjithëdijshëm sjell ajetin në vazhdim, i cili sqaron shumë gjëra...

*14. Ata (hebrenjtë) nuk do të luftojnë kundër jush së bashku, veçse në vende të fortifikuara ose pas mureve. Mospajtimi ndërmjet tyre është i ashpër. Ti mendon se ata janë të bashkuar, mirëpo zemrat e tyre janë të përçara, sepse janë njerëz që nuk logjikojnë.*

Ngjarjet që KISHIN ndodhur me fisin Beni-n-Nadir, kur ata u përpoqën tinëzisht ta vrisnin Pejgamberin a.s., tregojnë për karakterin e tyre të ulët. Ata në asnjë moment dhe në asnjë rrethanë nuk ishin të gatshëm që të dilnin përballë myslimanëve në një luftë të hapur, por "azganllëkun" e tyre e tregonin nga lart kështjellave dhe fortifikatave të tyre. Ashtu siç kemi folur më parë, është e vërtetë se në fortifikatat e tyre kishin aq shumë rezerva ushqimore dhe puse uji, saqë pa problem mund të qëndronin të mbyllur brenda kështjellave të tyre për 2-3 vjet. Por, ja që shkaku i tradhtisë së tyre, dhe pastaj braktisja e tyre nga ana e mynafikëve, duke i lënë të vetmuar, bënë që ata të dorëzoheshin dhe të largoheshin përfundimisht nga Medina.

Allahu xh.sh. na tregon se grupacionet brenda çifutëve janë në mospajtim të madh në mes vete,[3]

Mëshira, ngrohtësia dhe dashuria e Allahut xh.sh. ndaj nesh, është që nga krijimi i babait tonë të parë-Ademit a.s.. Që në frymëmarrjen e tij të parë, Ademi a.s. u ballafaqua me intrigat e shejtanit, kur ai e theu urdhrin e Zotit të Madhërishëm, dhe nuk iu bind për t'i rënë në sexhde Ademit, duke u mburrur me origjinën e krijimit të tij karshi Ademit a.s.

por përkundër këtyre dallimeve, ata përpiqeshin që publikisht, para myslimanëve, të hiqeshin sikur të ishin të bashkuar. Realiteti i brishtë i kësaj "kompaktësie" të tyre u shfaq shumë shpejt, sepse ata ishin të dhënë pas kësaj bote dhe jetën e tyre e çmonin më tepër sesa krenarinë dhe luftën për të mbrojtur shtëpitë e tyre. Nuk është për t'u çuditur nga kjo sjellje e tyre, sepse ata njëlloj ishin sjellë edhe me të dërguarin e tyre-Musanë a.s., kur kishin refuzuar të hynin në vendbanimet që ua kishte caktuar Allahu. Është tashmë i njohur ndëshkimi hyjnor që pasoi për ta, kur i la të endeshin për 40 vjet nëpër shkretëtira, sepse ishin një popull që nuk logjikonin.

*15. Këta janë të ngjashëm me ata që ishin pak para tyre, që i shijuan pasojat e sjelljes së tyre (në këtë botë); ata (në Ahiret) i pret një dënim i dhembshëm!*

Sipas komentatorëve, Muxhahidit, Suddiut dhe Mukatilit, ky ajet tregon se çifutët i goditi e njëjta gjë që i goditi edhe idhujtarët mekas, në luftën e Bedrit, kur ata u mundën dhe u poshtëruan nga myslimanët, ndonëse këta të fundit ishin pakicë në krahasim me ta. Të njëjtin fat të fisit Beni Nadir e kishin pasur edhe një fis tjetër i hebrenjve, fisi Benu Kajnuka'a, të cilët për shkak të mosrespektimit të marrëveshjes me myslimanët, i Dërguari i Allahut i kishte dëbuar në Edhriat të Shamit. Ibn Abasi, Katadeja dhe Ibn Is'haku mendojnë se ky ajet synon pikërisht fisin Benu Kajnuka'a.[4]

Si këto dy fise çifute, ashtu edhe idhujtarët mekas, në një distancë të shkurtër kohore, përjetuan humbje, nënçmim e përbuzje, për shkak të sjelljeve të tyre arrogante, ndërkohë që në Ahiret i pret dënimi dhimbshëm dhe i përjetshëm.

*16. Ata (hipokritët) janë të ngjashëm me djallin, i cili i thotë njeriut: "Mos beso!", e kur ky bëhet mohues, djalli i thotë: "Unë nuk kam të bëj me ty! Në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve"!*

Alegoria kuranore e përdorur në këtë ajet, dëfton qartë për hipokrizinë e disa mynafikëve, të cilët u kishin premtuar pjesëtarëve të fisit Beni Nadir se do t'u ndihmonin në rast të sulmimit të tyre nga ana e myslimanëve, madje u kishin premtuar se do të solidarizoheshin me ta në rast se ata do të dëboheshin nga paralagjet e Medinës, duke ikur bashkë me ta. Natyrisht, të gjitha këto premtime ishin boshe, të rreme dhe fjalë të thëna sa për sy e faqe. Shembulli i premtimeve të tyre është i njëjtë me shejtanin e mallkuar, i cili e nxit njeriun në kufër-mosbesim, duke ia zbukuruar të ligat dhe gjërat e neveritura. Kur ta ketë arritur qëllimin e tij të lig, ai i thotë njeriut, "Unë jam i pastër nga veprimi yt, sepse unë ia kam frikën Allahut, Zotit të botëve".[5]

Mëshira, ngrohtësia dhe dashuria e Allahut xh.sh. ndaj nesh, është që nga krijimi i babait tonë të parë-Ademit a.s.. Që në frymëmarrjen e tij të parë, Ademi a.s. u ballafaqua me intrigat e shejtanit, kur ai e theu urdhrin e Zotit të Madhërishëm, dhe nuk iu bind për t'i rënë në sexhde Ademit, duke u mburrur me origjinën e krijimit të tij karshi Ademit a.s. Mbase pikërisht, për këtë arsye, Allahu i Gjithëmëshirshëm ua tërhoqi vërejtjen Ademit dhe Havës që të kishin kujdes nga cytjet dhe mashtrimet e shejtanit, e pastaj këtë vërejtje dhe këshillë ua përcolli tërë racës njerëzore nëpër shekuj, që të ruheshin nga djalli i mallkuar. Historia e përvojës së hidhur të prindërve tanë të parë me shejtanin, tashmë dihet. Ai i mashtroi ata të dy, kur hëngrën nga pema e ndaluar, që për pasojë pati largimin e tyre nga Xheneti dhe fillimin e një jete të re mbi sipërfaqen e Tokës. Por armiqësia men nesh dhe shejtanit, mbeti e ndezur përherë dhe do të vazhdojë





e tillë deri në momentin e mbramë të jetës në këtë dynja. Allahu xh.sh. thotë:

"Por djalli i tundoi te ajo (pemë) dhe i nxori nga ajo (e mirë) që ishin. U thamë: "Zbritni, do të jeni armiq të njëri-tjetrit!, e në Tokë, do të keni vendqëndrim dhe jetesë të përkohshme."– (El-Bekare, 36).

"O bijtë e Ademit, vallë a nuk ju urdhërova që të mos e adhuroni (dëgjoni) djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i përbetuar!?"– (Jasin, 60), dhe

"… E mos shkoni hapave të djallit se ai është armik i hapët juaji."– (El-Bekare, 168).

*17. Kështu, fundi i këtyre të dyve është qëndrimi i përhershëm në Zjarr; ky është dënimi për mizorët .*

Si shejtanin, ashtu edhe ata që mohuan Allahun, duke bërë çrregullime, krime e ligësi në tokë, nesër në Ahiret i pret një dënim i tmerrshëm. Ky është përfundimi i mizorëve, që nuk përfillën urdhëresat hyjnore, dhe u lëshuan në joshjet djallëzore. Nga ajo që na tregon Kurani famëlartë, shohim se kur këta jobesimtarë, do të ndëshkohen me zjarrin e Xhehenemit, do të ankohen se i ka mashtruar shejtani, por ai, që po ashtu është duke u ndëshkuar në Xhehenem, do t'u thotë: "E kur çështja të jetë vendosur, djalli u thotë: Allahu ju premtoi premtim të vërtetë. Edhe unë ju premtova, por ju mashtrova. Unë nuk kam pasur kurrfarë pushteti mbi ju, vetëmse ju thirra e ju m'u përgjigjët. Prandaj, mos më qortoni mua, por qortoni veten! Unë nuk jam shpëtimtari juaj e as ju nuk jeni shpëtimtarët e mi. Unë tani e mohoj që më bëtë ortak me Allahun (në adhurim). Vërtet, keqbërësit do të kenë një dënim të dhembshëm." - (Ibrahim, 22)

## Porosia e ajeteve (11-17)

- Këto ajete, përveçse na japin njohurinë për miqësinë e mynafikëve me hebrenjtë e atëhershëm të Medinës, duke u solidarizuar ata në mes vete në armiqësinë ndaj Islamit dhe Pejgamberit a.s., në të njëjtën kohë këto ajete përbëjnë mrekulli, sepse Allahu i Gjithëdijshëm dëshmon qartë se këta janë gënjeshtarë si në fjalë, ashtu edhe në vepra. Këta as nuk i përkrahën, as nuk u ndihmuan e as nuk ikën me fiset Benu Kurejdha dhe Beni Nadir, gjatë dëbimit të tyre.

- Hebrenjtë e Beni Nadirit më shumë ua kanë frikën myslimanëve sesa Allahut, sepse ata thjesht nuk janë në gjendje të kuptojnë fuqinë dhe madhështinë e Krijuesit fuqiplotë. Ata po të besonin në Allahun, nuk do ta kundërshtonin Muhamedin a.s., të cilin e gjenin të përshkruar me cilësitë e tij edhe në Tevratin e tyre.

- As hebrenjtë e as mynafikët, nuk kanë guxim të përballen haptazi me myslimanët, por ata luftën e bëjnë vetëm nga kështjellat dhe fortifikatat e tyre. Ndonëse para myslimanëve shtireshin se ishin kompaktë, megjithatë Allahu xh.sh. tregon se ata brenda grupeve të tyre kishin mospajtime të mëdha. Interesi personal mbizotëronte në zemrat e tyre.

- Shembulli i "miqësisë" së mynafikëve me hebrenjtë, i ngjason "miqësisë" së shejtanit me jobesimtarët, të cilët pasi i ka futur në grackat e kufrit-mosbesimit, nesër në Ahiret do t'u thotë: "...Mos më qortoni mua, por qortoni veten!".

*- vijon -*

*1. Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 259; Muhamed Muhamed Salim Muhajsin, Fet'hu-r-Rrahman fi esbab nuzuli-l Kuran, f. 146, Kajro, 1999. 2. Imam Shevkaniu, Fet'hu-l Kadir, vëll.V, f. 274. 3. Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkami-l Kuran, vëll. XX, f. 378. 4. Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-tefsir, vwll. 27, f. 6031. 5. Ibn Adil ed-Dimeshkij el Hanbelij, El-Lubabu-fi ulumi-l Kur'an, Bejrut, 1998, vwll. XVIII, f. 605.*

Nexhat Ibrahimi

# Muhamed Abduhu (1849-1905)

Ai dëshironte ta pastrojë të kuptuarit e Kuranit nga ndikimet e huaja, sidomos nga israiliatet, hadithet e trilluara, tregimet, imtësitë gramatikore, glorifikimet, diskutimet e tepruara, kuptimet e tepruara alegorike, anshmëritë sektare etj.

## 1. Jeta dhe veprimtaria

Muhammed ibn Abduhu ibn Hasan ibn Hajrullahu[1] lindi më 1266 h./1849 në Shemshir në Egjiptin Perëndimor. U rrit në lagjen Nasr në komunën Buhajre. Qysh si fëmijë e donte notin, kalërimin dhe shenjëtarinë.[2] Babai i tij ishte me prejardhje turkmene, kurse nëna arabe. Vetë Abduhu thotë:

"Kam dëgjuar shakaxhinjtë në vendin tonë se si shtëpinë tonë e quajnë turkmene. E kam pyetur babanë për këtë gjë, ndërsa ai më ka thënë se prejardhja jonë është nga një turkmen, i cili është shpërngulur këtu nga Turkmenistani."

Ai thotë: "Nëna ime është arabe, me prejardhje kurejshite, pasardhës të Omer ibn Hattabit r.a."[3]

Mësimet e para të Kuranit Abduhu i mori nga familja, kurse në moshën dymbëdhjetëvjeçare u bë edhe hafiz Kurani. Pastaj kaloi në qytetin Tantë për vazhdimin e mësimit në nivele më të larta. Pas kthimit në lagjen Nasr, në vitin 1282 h./1866 martohet shumë i ri. Sërish vazhdoi mësimet por këtë herë te shejh Dervishi, i cili e nxiti për studime, sepse Muhammed Abuduhu nuk kishte motiv për studime. Ndërkohë shkon edhe në Ezher në Kajro



për të dëgjuar ligjërata, por asnjëherë duke mos e braktisur shejh Dervishin. Ky do të jetë mësuesi i tij thuajse në të gjitha fazat e jetës derisa ishte gjallë, përkatësisht sa herë që Abduhunë e kaplonte kriza në jetën rinore. Në kërkim të dijes Abduhu endet andej-këndej, dhe kjo zgjati deri në vitin 1287, kur takohet me Afganiun, i cili e vizitonte Egjiptin. Nga ai dëgjoi dhe mësoi matematikën, filozofinë, apologjetikën, por dëgjoi edhe ligjërata nga tesavufi, logjika, tevhidi, filozofia, usuli-fikhu etj.[4] Afganiu ndikoi konsiderueshëm tek Abduhu, kurse Abduhu filloi ta tregojë talentin e tij të jashtëzakonshëm. Filloi të shkruajë artikuj nëpër gazeta të vendit dhe të mbajë ligjërata vetjake. Muhammed Abduhunë filluan ta ndjekin të rinjë e studentë të

> Në vitin 1882 Abduhu sërish ishte në pamëshirën e shtetit dhe u dëbua nga Egjipti për shkak të pjesëmarrjes në kryengritje kundër qeverisë së Egjiptit. Ai u vendos në Liban, ku kaloi një kohë të gjatë. Për disa muaj ishte edhe në Paris, ku bashkë me Afganiun vendosën ta botojnë revistën me emrin El-Urvet'ul-Vuthka (Nyja e pazgjidhur).

shumtë. Një profesor Ezheri dhe rektor, me emrin Shejh Ulejshi, duke e vërejtur këtë ndryshim, e ftoi Abduhunë në zyrë, duke e kritikuar për qëndrimet e tij në favor të mutezilitëve dhe kelamistëve. M. Abduhu u përgjigj në mënyrë këmbëngulëse gjë që bëri që shejh Ulejshi të largohet nga Ezheri.[5]

Muhammed Abduhu më 1294 h./1677, dha provimin para komisionit të Ezherit dhe arriti diplomën El-Alije (të lartë), dhe titullin Alim (i ditur), që fitoi të drejtën për profesor. Por, Abduhu vazhdoi të studiojë, madje në mënyra të ndryshme, pa e harruar studimin kritik.[6]

## 2. Puna shkencore dhe veprat

Duhet theksuar se përkundër faktit që M. Abduhu dha një kontribut të pakapërcyeshëm për trashëgiminë myslimane, ai mbeti ndër ne i panjohur, sepse: 1) Sektet dhe shkollat e mendimit, myslimane dhe jomyslimane, që jetuan pas tij e shtrembëruan imazhin e tij dhe të veprës së tij dhe 2) Leximi sipërfaqësor dhe njohuritë e brishta të jetës dhe veprës së tij sollën në interpretimet e gabueshme apo të pjesërishme të veprës së tij.[7]

Pas arritjes së diplomës "Alije" Muhammed Abduhu u bë ligjërues në Universitetin Ezher dhe në atë Darul-Ulum. Në Darul-Ulum e ligjëronte edhe Mukaddimen e Ibn Haldunit, me synim për t'i treguar idetë reformuese në politikë e shoqëri.[8] Por, pas një kohe, Abduhusë i erdhi ndalimi shtetëror për veprim. Pas dëbimit të Afganiut nga Egjipti dhe për shkak se Abduhu kushte miqësi me Afganiun, ndalimi i veprimit të Abduhusë ishte i pritshëm. Atij iu ndalua puna në të gjitha institucionet arsimore e edukative dhe u vendos në arrest-shtëpiak. Por, pas një kohe, ai u amestua dhe u emërua për kryeredaktor të gazetës zyrtare El-Vekai'ul-Misrijjeh.

Në vitin 1882 Abduhu sërish ishte në pamëshirën e shtetit dhe u dëbua nga Egjipti për shkak të pjesëmarrjes në kryengritje kundër qeverisë së Egjiptit. Ai u vendos në Liban, ku kaloi një kohë të gjatë. Për disa muaj ishte edhe në Paris, ku bashkë me Afganiun vendosën ta botojnë revistën me emrin El-Urvet'ul-Vuthka (Nyja e pazgjidhur). Nga Parisi e Evropa Abduhu do të zhvillojë polemika të shumta me orientalistë dhe intelektualë të tjerë perëndimorë.[9]

Më vonë sërish në Liban u aktivizua në ligjërimin e sires së Pejgamberit a.s. Pastaj filloi me tefsirin e Kuranit, sipas një metode më parë të paprovuar.[10] Më 1303 h. Abduhu e pranoi ftesën që të ligjërojë në Medresenë e Sulltanit në Bejrut, ku edhe bëri reforma arsimore, reforma në plane dhe programe mësimore dhe bëri riorganizime administrative.

Bëri ndryshime edhe në sasinë e ligjëratave, që si rezultat i reformave lindi edhe vepra e tij e njohur Risaletut-tevhid.[11] Në këtë kohë Abduhu e përkthen në arabisht edhe veprën e Afganiut Er-Rreddu ale'd-dehrijjin dhe shkruan komentin mbi Nehxh'ul-belagën e Aliut r.a. dhe Mekamatin e Hamedanit.[12] Me ndërmjetësimin e disa personaliteteve në qeverinë egjiptiane, Abduhu u kthye në Egjipt, kurse Hedivi Abbasi II e emëroi si anëtar të Këshillit për Administrim të Ezherit më 1899.[13] Po ashtu, nga qeveria u vendos të punojë si gjykatës dhe punë të tjera gjyqësore dhe si rezultat në këtë punë ai shkroi trajtesën Takrir fi islah'il-mehakim'ish-sher'ijjeh (viti 1900), me të cilën nxiti reforma me rëndësi në gjykim sipas sheriatit.[14] Po këtë vit, M. Abduhu bëhet myftiu suprem i Egjiptit, duke i dhënë këtij institucioni një gjallëri të papashme deri atëherë.[15]

Në këshillat dhe sugjerimet që ai i dha për të gjitha nivelet e arsimit, Abduhu foli edhe për Ezherin. Ai thotë se ky universitet ishte i hapur për të gjithë qytetarët të cilët e dëshironin studimin e diturive fetare. Nuk kishte ndonjë sistem ligjëratash, as nuk përcilleshin pjesëmarrësit. Metodat e mësimdhënësve ndikonin negativisht në studentë. Ai insistonte në ndryshimin e literaturës dhe në sistemin e provimeve etj. Në kohën që vepronte në Ezher ai bëri ndryshime të caktuara, që ndikoi që Abbas pasha të ndërrojë mendimin për të, e që rezultoi me dorëheqjen e Abduhusë nga posti që kishte.[16] Abduhu i shkroi edhe shejhul-islamit të Perandorisë Osmane rreth sistemit arsimor dhe reformimit të tij, por i shkroi edhe administruesit të Bejrutit për Shamin, por nuk pati sukses.[17]

## 3. Midis tradicionales dhe racionales

Muhammed Abuduhu edhe pse është i njohur si racionalist, reformist, modernist, ai nuk e hedh poshtë tradicionalen, sepse raportin e arsyes dhe shpalljes nuk e konsideronte si raport mes kundërshtive, por si raport të plotësimit[18]. Por, ai nuk lejoi të bëhet rob i tradicionales dhe hedhë poshtë qëndrimet ezheriste të deriatëhershme kundrejt filozofisë, sociologjisë dhe në përgjithësi kundrejt racionalizmit. Deri atëherë në Ezher mësohej logjika dhe kelami në mënyrë konservatore, por nuk mësohej aspak filozofia. Qysh si student shkroi shkrime në mbrojtje të kelamit dhe logjikës dhe fillon të lexojë vepra të Ibn Sinait etj. Ai në vazhdimësi këmbëngulte në ixhtihad, të drejtën e studimeve kompetente, pa mbyllur rrugën dhe pa hedhur poshtë mendimet e reja të bazuara. Dyert e ixhtihadit janë të hapura, kurse taklidi është metodë e papranueshme për Islamin. Pikërisht për realizimin e reformave ai pranoi metodat mutezilite, por i vetëdijshëm se mendja nuk është e vetëmjaftueshme që me parimet

Tefsiri i tij, i papërfunduar për shkak të vdekjes, do të quhet Tefsir'ul-menar, dhe bashkë me pjesën e Reshid Ridasë ka dymbëdhjetë vëllime.

e veta abstrakte të zëvendësojë parimet e qarta fetare.[19]

Për shkak të qëndrimeve të tij "revolucionare" qarqet rigide të vendit, paria fetare, e shpallën për heretik, dhe bënë çmos që ai të arrestohet ose së paku të dëbohet nga vendi. Këtë edhe ia arritën. Abduhu gjatë tërë jetës ishte në lëvizje nga vendi në vend për shkak të dëbimeve të tilla. Këtë disponim të brendshëm e ndihmuan edhe qarqet e huaja, të cilat në aktivitetin e Abduhusë shihnin një kundërvënie ndaj Perëndimit dhe jomyslimanëve. Ai me idetë e veta nuk synonte sendërtimin e unitetit të vendeve myslimane, por në vetëdijesimin e myslimanëve në bazë të arsimit dhe moralit, pa dhunë dhe pa rrënime.[20]

Ulemanë e kritikonte për shkak të formalizmit rigoroz dhe për kujdesin e tepruar ndaj formalizmit të ritualeve, por edhe për abuzimin me dijet teologjike, ndërsa masën e kritikonte për shkak të ideve të pranishme fataliste, supersticioneve etj.

## 4. Disa ide

Edhe Muhammed Abduhu nuk e dëshironte shumë fjalën e shkruar. Mendonte se fjala e gjallë është më e afërt, më e drejtpërdrejtë. Mendonte se gjestikulacionet e ligjëruesit, lëvizjet e tij gjatë ligjërimit ndikojnë më shumë e më mirë te pala dëgjuese. I këtillë ishte edhe Afganiu. Por, për shkaqe të arsyeshme Abduhu shkroi më shumë. Vepra kryesore e M. Abduhusë ishte shpjegimi i Kuranit. Ai dëshironte ta pastrojë të kuptuarit e Kuranit nga ndikimet e huaja, sidomos nga israiliatet, hadithet e trilluara, tregimet, imtësitë gramatikore, glorifikimet, diskutimet e tepruara, kuptimet e tepruara alegorike, anshmëritë sektare etj.[21]



Për ta përshpejtuar këtë proces, Reshid Rida-ja i propozoi, kurse Abduhu e pranoi të fillojë me ligjërata nga tefsiri i Kuranit. Kjo ndodhi nga 1317 h. dhe përfundoi më 1323 h./1905, me ajetin En-Nisa', 126. Pas kësaj M. Abuduhu vdes në Aleksandri.[22] Në përgjithësi pasonte Tefsirin e Xhelalejnit, duke e kritikuar në ca aspekte, por edhe duke e përkrahur në gjërat e tjera.[23] Tefsiret e tjera i ndiqte vetëm pjesërisht. Tefsiri i tij, i papërfunduar për shkak të vdekjes, do të quhet Tefsir'ul-menar, dhe bashkë

me pjesën e Reshid Ridasë ka dymbëdhjetë vëllime. Ky tefsir ndër të tjera ka nxitur metodën e leximit dinamik të Islamit dhe të historisë islame, duke u bërë ndër përcjellësit më të zëshëm të zgjimit islam të traditës islame.[24] Afganiu pati thënë: "Myslimanët në të kaluarën kanë arritur lavdinë për shkak se kanë qenë dinamikë, për shkak se kanë praktikuar ixhtihadin."

Ai vazhdon të thotë: "Nëse tashmë duhet t'i kthehemi së kaluarës dhe ndihmën ringjallëse ta kërkojmë nga e kaluara, atëherë duhet t'i kthehemi së kaluarës dinamike."[25]

Nevojën e ixhtihadit Muhammed Abduhu e arsyeton me fjalët: "Në Ditën e Gjykimit Zoti nuk do të na pyesë për mendimet e komentuesve dhe mbi atë se si ata e kanë kuptuar Kuranin, por do të na pyesë për Librin e Tij të cilën e ka shpallur të na udhëheqë dhe neve të na dhurojë udhëzim."[26]

Muhammed Abduhu ka ndjekur disa parime thelbësore:

1) Braktisja e imitimit të verbër dhe të kuptuarit e fesë në dritën e brezit të parë të myslimanëve, para plasaritjeve mes tyre; ai mendonte se ulemaja tradicionale duhet të heqë dorë nga taklidi dhe të hapë derën e ixhtihadit. Kjo qasje nuk i pëlqeu shumicës egjiptiane.[27]

2) Lidhja mes fesë dhe arsyes duhet të trajtohet drejt. Ai thotë: "Vetë arsyeja nuk është e mjaftueshme që të arrihet fati në jetën e njeriut, pa udhëzimin hyjnor."[28]

"Kurani e ka nderuar arsyen duke i dhënë vend përkatës se lumturia arrihet me anë të arsyes dhe se me të bëhet dallimi ndërmjet së vërtetës dhe pavërtetës."[29]

Ai gjithashtu kritikon mënyrën e shpjegimit islam në të kaluarën duke thënë se komentuesit më shumë kanë shpjeguar fjalën e Kuranit sesa mendimin e tij.[30] Ai mendonte se Islami duhet të kuptohet si mendim i gjallë, dinamik, gjithnjë i hapur, që ofron aq sa në momentin e caktuar i nevojitet dhe sa është i aftë që në të të zbulojë, duke u shërbyer me të gjitha mjetet dhe të arriturat.[31]

> **Abduhusë i zihet për të madhe edhe për angazhimin ndërfetar (hebraik, kristian, islam) dhe për afërsinë e tij me anglezët, që sërish arsyetohet me rrethanat momentale politike, sepse vepra e tij e shkruar i demanton akuzat e rivalëve.**

## 5. Aktiviteti shoqëror

Muhammed Abduhu është dijetari egjiptian që ndër të parët vërejti se reformat janë të domosdoshme për ta ndalur shkatërrimin e shoqërisë myslimane. Ai mendonte se reforma në Egjipt është më e nevojshme sesa vetë revolucioni, dhe për këtë propozoi reforma në arsim në vend të revolucionit të armatosur që ishte si ide e Afganiut.[32] Karen Armstrongu mendon se pikërisht për këtë shkak shteti i Egjiptit i lejoi atij të kthehej në vend nga mërgimi.[33]

Edhe pse i respektonte institucionet politike, ekonomike e arsimore perëndimore, ai nuk mendonte se ato mund të implementoheshin në botën myslimane në tërësi, por ka nevojë të futeshin edhe ide tradicionale islame, që të bëhen të kapshme për masat myslimane. K. Armstrongu mendon se idetë e Abduhusë u zbatuan në Egjipt rreth viteve të njëzeta të shekullit XX e deri sot.[34] Zëvendësimi i ligjeve sheriatike me ato evropiane në Egjipt e dërrmuan M. Abduhunë, por edhe tregtia dhe zejtarët e vendit. Perëndimizimin e Egjiptit M. Abduhu e quajti "vërshim të shkencës", e cila ka përmbytur besimtarët tradicionalistë:

"Kjo është epokë në të cilën është vendosur lidhja ndërmjet nesh dhe kombeve të qytetëruara, në të cilën e kemi njohur pozitën e tyre të jashtëzakonshme ... dhe cilësinë e mesme të jetës të cilën ne e jetojmë, që dëfton pasurinë e tyre dhe varfërinë tonë, krenarinë e tyre dhe turpin tonë, fuqinë e tyre dhe dobësinë tonë, triumfet e tyre dhe mangësitë tona."[35]

Sipas mendimit të tij, idetë dhe institucionet shekullariste janë futur me nxitim në vend, i cili ka rrënjë të thella fetare. Edhe pse ato institucione kanë mirësi, Egjipti ato nuk duhet t'i kopjojë në tërësi.[36] Ai ishte kundër mënyrës evropiane të qeverisjes, por ishte edhe kundër despotizmit lindor në vendet myslimane, prandaj ishte për asimilim të brendshëm, për shkrirje të qytetërimit perëndimor, por pa braktisje të ideve bazore islame, dhe për një sintezë të mundshme të të dy faktorëve.[37]

Muhammed Abuduhu, krahas përparësive, kishte edhe dobësitë e veta. Kundërshtarët numërojnë shumë prej tyre. Njëri nga gabimet e rënda, sipas disa qarqeve, është pjesëmarrja në lozhat masoniste, së bashku me Afganiun. Sipas Abduhusë kjo ka ndodhur në rini, por më vonë është tërhequr. Por, aktiviteti i gjithëmbarshëm i tij ka qenë pozitiv, që nuk lë dyshim në përkatësinë e tij ideore.[38] Abduhusë i zihet për të madhe edhe për angazhimin ndërfetar (hebraik, kristian, islam) dhe për afërsinë e tij me anglezët, që sërish arsyetohet me rrethanat momentale politike, sepse vepra e tij e shkruar i demanton akuzat



e rivalëve. Vërejtje tjetër është se ai ishte përfaqësues i zëshëm i pavarësisë së arabëve prej Perandorisë Osmane.

Edhe fjala e shkruar mund të ndahet në dy kampe: ajo në të cilën Abduhu fton në Unionin Islam (El-Xhamia el-islamijjeh) dhe ajo në të cilën ai fton në afrimin me qytetërimin perëndimor dhe mendimin bashkëkohor perëndimor.[39] Kjo mund të arsyetohet me qëndrimin se ai kultivon idetë panislamiste, por pa shkëputur dhe refuzuar të arriturat perëndimore, sidomos vlerat teknologjike.

Muhammed Abduhu vdiq më 1905 dhe u varros në Kajro, me respektin më të madh të vendit të vet, por pa i përfunduar projektet e nisura. Ai vdiq duke ftuar myslimanët t'u hapen vlerave perëndimore, por duke mbetur të përkushtuar ndaj fesë së vet islame, si e vetme që mund t'u përgjigjet në mënyrë të plotë sfidave jetësore, jo duke rrënuar në emancipimin e tyre por duke u përpjekur fuqishëm në ndërtimin e njeriut dhe brezit të ri nëpërmjet mësimit e edukimit.[40] Ai përkujtohet edhe pas vdekjes, e kjo ndodhi në vitin 35 nga vdekja, më 1935, kur Shoqëria e Rinisë Myslimane në Kajro bëri një miting publik për ta kujtuar personalitetin El-Ustadh El-Imam (Profesori dhe Imami).

## 6. A nevojitet sot M. Abduhu

M. Abduhu meriton të lexohet e të studiohet edhe aktualisht, sepse "ai ishte hulumtues i shpirtrave, përpunues, më së paku dogmatist, personalitet këmbëngulës dhe i aftë të ndryshojë njerëzit, ta përgatisë dhe ta ndezë rininë me synimin vetjak për rimëkëmbjen e brendshme."

Nëse "domethënia e mësimit filozofik matet me llojllojshmërinë e ideve dhe unanimitetin e parimeve", siç thotë Henry Bergsoni, atëherë idetë e Muhammed Abduhusë, edhe pse modeste, sollën deri te reformat në Egjipt, edhe shoqërore, edhe fetare, edhe teologjike,[41] por edhe jashtë Egjiptit, në botën arabe-myslimane, madje edhe në trojet shqiptare, nëpërmjet studentëve dhe imamëve tanë, Abdullah Telakut, Ibrahim Dalliut, Ali Korçës, Vexhi Demirajt, Bedri Hamitit etj.

*1. Shkurtimisht për të shih: Nexhat Ibrahimi, Fjalori Enciklopedik Islam, Logos-A, Shkup, (dorëshkrim). 2. Abdul Kadir Muhammed Salih, Tefsir i mufesiri u savremenom dobu, Sarajevë, 1429 h./2008, fq. 428. 3. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. 16. Shumë dijetarë arabë apo të tjerë, personalitete shkencore, politike e të tjera, apo përkrahësit e tyre, pretendojnë se kanë prejardhje të lartë, me Pejgamberin a.s. apo me ndonjë prej sahabëve të mëdhenj, por të dhënat shkencore historike këtë nuk e provojnë. Andaj edhe besueshmëria e tyre vihet në pikëpyetje. Në fund të fundit, njeriun nuk e bën të madh prejardhja e lartë, por fjala e vepra. 4. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. 26. 5. Zuhdija Adilović, po aty, fq. 37. 6. Muhammed Reshid Rida, I, poaty, fq. 140. 7. Osman Emin, Muhamed Abduhu i njegova škola, në: M. M. Sharif, po aty, fq. 460. 8. M. M. Sharif, po aty, fq. 467. 9. Shih: Ahmed Smajlović, Filozofija orijentalistike i njen utjecaj na savremenu arapsku književnost, Sarajevë, 1433 h./2012, fq. 637 etj. 10. Muhammed Reshid Rida, I, po aty, fq. 391. 11. Muhamed Abduhu, Risalet'ut-tevhid, në përpunim të Muhammed Reshid Ridasë, fq. 2. Në veprën e tij Risalet'ut-tevhid M. Abduhu synoi të tregojë para kundërshtarëve të vet se teologjia islame është tolerante, liberale dhe racionale dhe bazë e fuqishme e ngritjes evropiane. Shih: Henry Laoust, po aty, fq. 310. 12. Xh. Afgani – M. Abduhu, El-Urvet'ul-vuthka, fq. 32. 13. Zuhdija Adilović, po aty, fq. 40. 14. Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 422. 15. M. M. Sharif, po aty, fq. 462. 16. Mevkif'ul-'akli ve'l-ilmi ve'l-'ālemi min Rabb'il-'ālemin ve 'ibadih'il-murselin, I, fq. 133-134, sipas: Zuhdija Adilović, po aty, fq. 43. 17. Henry Laoust, po aty, fq. 309. 18. M. Abduhu mendon se njeriu udhëhiqet nga katër faktorë: 1. Instinkti, 2. Shqisat, 3. Arsyeja dhe 4. Shpallja dhe pejgamberët. Sipas: Nerkez Smailagić, Uvod u Kuran , Zagreb, 1973, fq. 207. 19. M. M. Sharif, po aty, fq. 469. 20. ibid, fq. 469-470. 21. Muhammed Abduhu, Tefsir'ul-menar, I, fq. 7. 22. Fahd ibn Abdurrahman Er-Rumi, Menhexh'ul-medrese, po aty, fq. 145. 23. Muhammed Reshid Rida, I, poaty, fq. 768. 24. Enes Karić, Tumačenje Kurana i ideologije XX stoljeća, Sarajevë, 2002, fq. 14. 25. Enes Karić, Tumačenje Kurana, poaty, fq. 15. 26. Muhammed Abduhu, Tefsir'ul-menar, I, fq. 26, sipas: Enes Karić, Kuran u savremenom dobu, I, po aty, fq. 476. 27. Tarik Kulenoviq, Islami politik, Logos-A, 2012, fq. 153. 28. Muhammed Abduhu, Risalet'ut-tevhid, fq. 128-129. 29. ibid, fq. 19. Krhs.: Zuhdija Adilović, po aty, fq. 49. 30. Enes Karić, Semantika Kurana, Sarajevë, 2008, fq. 650. 31. Tarik Kulenoviq, po aty, fq. 155. 32. Ibid, fq. 150. 33. Ibid, fq. 151. 34. Ibid, po aty, fq. 152. 35. Karen Armstrong, Bitka za Boga, Sarajevë, 2007, fq. 197. 36. Ibid, fq. 199. 37. NerkezSmailagić, Leksikon, po aty, fq. 422. 38. Shih: Abdulkadir Muhammed Salih, po aty, fq. 430. 39. Muhammed Muhammed Husejn, I, po aty, fq. 328-329. 40.Henry Laoust, po aty, fq. 310. 41. Krhs.: M. M. Sharif, po aty, fq. 471-472.*

Mr. Driton Arifi

# Rregullat për fëmijën e lindur para kohe

Nuk ka mbetur fazë në jetën e njeriut, madje edhe as ndonjë situatë e caktuar në jetën e tij nëpër të cilën mund të kalojë ai e që jurisprudenca islame të mos e ketë shtjelluar e të mos ketë përcaktuar normat që vlejnë përkitazi me të.

Prej karakteristikave më thelbësore të ligjit të Allahut të cilin Ai e ka zbritur në Kuran dhe që është sqaruar e detajizuar në formë të përkryer në synetin-traditën e Muhamedits.a.v.s., janë edhe universaliteti dhe gjithëpërfshirja e këtij ligji.

Nuk ka mbetur fazë në jetën e njeriut, madje edhe as ndonjë situatë e caktuar në jetën e tij nëpër të cilën mund të kalojë ai e që jurisprudenca islame të mos e ketë shtjelluar e të mos ketë përcaktuar normat që vlejnë përkitazi me të.

Në këtë kontekst, gjejmë që edhe fëmija i lindur para kohe, pavarësisht se a është abortuar me apo pa dëshirën e nënës së tij, dhe pa marrë parasysh se a ka lindur i gjallë apo i vdekur, për të gjitha situatat përkatëse gjejmë se ekzistojnë normatizime juridike adekuate, të cilat janë detajizuar tashmë e disa shekuj më parë nga juristët islamë.

Në literaturën juridike islame "**fëmijën e lindur para kohe**" e gjejmë të emërtuar me shprehjen "*-es siktu ose – es saktu*", që gjuhësisht ka kuptimin e " fëmijës që lind ende pa ardhur koha e plotësimit të strukturës fizike apo embrionit të tij"[1]. Andaj fëmija që lind para kohe, apo që është abortuar, respektivisht që është nxjerrë nga mitra e nënës së tij me ndërhyrje njerëzore, kategorizohet në tri situata-faza të ndara, në kuptim të përcaktimit të detyrimeve të të gjallëve në raport me të:

**E para**: faza kur fëmija lind-del nga mitra e nënës ende pa u formësuar mirëfilli dhe ende pa u frymëzuar me shpirt nga Krijuesi i tij.

**E dyta**: faza kur fëmija lind i vdekur pas formësimit të tij dhe pas dhënies së shpirtit në mitrën e nënës.

**E trete**: faza kur fëmija lind (parakohe ose edhe me kohë), por që vdes menjëherë pas lindjes së tij.

Që të tri këto faza apo situata kanë nevoje për shtjellime juridike dhe qartësime të mjaftueshme, ngase në disa prej tyre ka edhe divergjenca jo të pakta në mes të juristëve islamë.

## Fëmija që lind i paformësuar dhe ende pa iu dhuruar shpirti në mitrën e nënës

Ky është ai embrion-fëmijë që ka lindur para se t'i mbushë 120 ditë jete në mitrën e nënës. Gruaja që e lind embrionin në këtë fazë, pra, para se t'i mbushë 120 ditë shtatzënie, nuk konsiderohet fare si lehonë (rrjedhimisht nuk duhet të presë 40 ditë për t'u konsideruar e pastër) sipas juristëve hanefitë dhe atyre hanbelitë. Gjakderdhja e saj trajtohet vetëm si cikël menstrual, dhe gruaja e tillë duhet të presë më së shumti dhjetë ditë (sa është edhe maksimumi i kohëzgjatjes së një cikli menstrual tek gratë), ose eventualisht nëse i ndërpritet gjakderdhja më herët pastrohet-merr *gusl*, sipas mendimit më të saktë, dhe fillon namazin e agjërimin në formë normale menjëherë pas pastrimit të saj[2].

Ndërsa embrioni-fëmija i tillë që ka lindur-dalë jashtë mitrës së nënës së tij, para se t'i formësohen qartazi gjymtyrët e tij, me pajtimin e të gjithë dijetarëve nuk duhet t'i falet namazi i xhenazes, sepse atij nuk i është dhënë shpirti fare sa ka qenë në mitër të nënës së tij. Ndërsa sa i përket pastrimit, juristët hanefitë kanë disa dallime të vogla në mes vete, por që mendimi më i



saktë i tyre është se i tilli fëmijë pastrohet, por jo me pastrim tipik të xhenazes, mirëpo vetëm i hidhet ujë për t'ia evituar gjakun nga trupi i tij, pastaj mbështillet në një copë petku (jo qefin, ngase nuk ka nevojë), pastaj hapet një gropë në tokë dhe futet në dhe, në aq thellësi sa të sigurohemi që nuk do ta zbulojnë egërsirat apo nuk do ta nxjerrë jashtë ndonjë vërshim i ujit. E tërë kjo bëhet për të nderuar krijesën njeri, ani pse ende e paformësuar[3]. Ky embrion, që është para moshës 4- mujore (120-ditëshe), sipas mendimit më të saktë të dijetarëve nuk do të ringjallet në Ditën e Gjykimit fare, ngase të tillit Allahu nuk i ka dhuruar shpirt.

## Faza kur fëmija lind i vdekur, pas formësimit të tij dhe dhënies së shpirtit

Kjo fazë përfshin lindjen e embrionit-fëmijës pas mbushjes së tij 120 ditë jetesë në mitrën e nënës e më shumë, madje edhe atë fëmijë që ka mbushur nëntë muaj në mitrën e nënës, por që ka lindur pa asnjë shenjë jete. Lidhur me këtë situatë kemi një hadith që është transmetuar në versione të shumta nga Muhamedi s.a.v.s., e njëri prej tyre është ai që e ka transmetuar Xhabir ibn Abdilahu, se e ka dëgjuar Muhamedin a.s. duke thënë:" *Nëse fëmija jep shenja jete (pastaj vdes), i falet namazi i xhenazes dhe i përcaktohet hiseja e tij e trashëgimisë*"[4]. E Ibn Ebi Shejbe e citon një fjalë të transmetuar nga Imam Shabiu, që shumë nga dijetarët e mendojnë dhe e cilësojnë se është vazhdim i hadithit paraprak, ku thotë:"*....e nëse nuk jep shenja jete, atëherë nuk i falet xhenazja e nuk i përcaktohet kurrfarë hiseje e trashëgimisë*"[5].

Nga teksti i këtij hadithi kuptohet edhe mosobligueshmëria e faljes së namazit të atij fëmije që ka lindur pa shenja jete, për këtë madje i gjejmë se janë të pajtimit të gjithë dijetarët e hanefive dhe pothuajse shumica e dijetarëve nga katër shkollat juridike islame[6]. Por, dilema mbetet për obligime të tjera, pos faljes së namazit të xhenazes, sikurse janë: pastrimi, qefinosja, emërtimi i fëmijës etj. Sipas Imam Ebu Hanifes në mendimin më të shquar të tij, si dhe sipas shumë dijetarëve të tjerë nga shkollat e tjera juridike islame, ai nuk pastrohet fare e as nuk emërtohet me ndonjë emër, ani pse emërtimi mund të cilësohet vetëm i preferuar në këtë rast.

Megjithatë, mendimi që sot jepet fetva me të në shkollën juridike hanefite, nga dijetarët hanefi është ai i Imam Ebu Jusufit-nxënësit të Imam Ebu Hanifës (e kështu mendon edhe Imam Shafiu dhe Imam Ahmedi në njërin mendim të tyre) se fëmija që i është dhënë shpirti (pra, pas 120 ditëve jetë në mitër të nënës), por që ka vdekur para se të lindë dhe nuk ka dhënë shenja jete, pastrohet siç pastrohet një xhenaze, mbështillet në një lloj petku ("qefini") që e mbulon tërë trupin e tij dhe emërtohet me një emër të bukur (ngase ai do të ringjallet dhe do të thirret në Ditën e Gjykimit me atë emër), meqë në barkun e nënës atij i është dhënë shpirti, pastaj edhe varroset[7].

## Faza kur fëmija lind i gjallë, por vdes menjëherë pas lindjes së tij

Gjëja e parë që duhet theksuar këtu është se si të konstatohet fakti që një fëmijë ka lindur i gjallë, nëse eventualisht aty s'ka qëlluar asnjëri prej mjekëve që do ta bënte me ekspertizë këtë konstatim? Anipse shumë juristë të shkollave të tjera juridike e kushtëzojnë të qarët e fëmijës pas lindjes si shenjë e vetme për ta cilësuar atë fëmijë si të lindur i gjallë, megjithatë hanefitë mendojnë se shenjë jete te fëmija, pos të qarit, mund të jetë edhe lëvizja e ndonjë gjymtyre (dora, këmba, gishti etj.) pas lindjes, cilado qoftë ajo, gjithsesi e tillë lëvizje është edhe thithja nga gjiri i nënës së tij qoftë edhe një gllënjkë qumështi.

E nëse konstatohet që fëmija ka lindur i gjallë dhe ky konstatim vërtetohet me ndonjërën prej shenjave të lartheksuara, atëherë në bazë të hadithit të theksuar më parë, ai duhet që: të emërtohet, të pastrohet, të qefinoset dhe t'i falet namazi i xhenazes. Që të gjitha këto janë detyrime që bien mbi supet e prindërve të tij, eventualisht në mungesë të prindit, mbi supet e kujdestarëve të tjerë. Pra, ky tashmë trajtohet sikur të ishte një i vdekur mysliman që ka vdekur në moshën e tij madhore. Dhe për këtë çështje shumë dijetarë islamë e kanë transmetuar konsensusin juridik, për të cilin s'ka kurrfarë dileme tashmë[8]. Mirëpo, një gjë duhet thënë, se edhe nëse fëmijës së porsalindur i falet namazi i xhenazes, nuk nën kupton kjo gjithsesi që duhet bërë dua-lutje për të, ngase ai shkon te Zoti i tij i pamëkate fare, anipse të pranishmit që ia falin namazin e xhenazen luten, ata do të duhej që të luteshin për prindërit e tij e jo për shpirtin e tij.

E krejt në fund duhet theksuar edhe kjo se është e ligjshme dhe prej synetit të Muhamedit s.a.v.s. që të bëhet edhe ngushëllimi i atij të cilit i ka vdekur fëmija, pavarësisht moshës së fëmijës, sikurse është e ligjshme një gjë e tillë të bëhet për të rriturin mysliman.

*1. Shih: Kamus El Muhit, El Fejruz Abadij (fq. 618). Bot. i dytë. Daru Ihjai Et turath El arabijj. Bejrut. 2003. 2 El Bahru Err Rraik Sherh Kenzu Ed Dekaik, Ibn Nuxhejm El Hanefijj (1\230). Bot. i dytë. Daru El Kitab El Islamijj. Pa vend dhe vit të botimit. 3.Hashijetu Ibn Abidiin, Ibn Abidin, (2\228). Bot. i dytë. Daru El Fikr. 1998. Bejrut. Pastaj, libri -En nehru El Faik Sherh Kenz Ed Dekaik, Ibn Nuxhejm, (397\1). Bot. I parë. Daru El Kutub El Ilmijje.2002. Bejrut. 4. Hadithin e shënon Ibn Maxheh në "Sunenin" e tij (nr. I hadithit: 1508), Hakimi në "Mustedrekun" e tij, e të tjerë, ndërsa shumë hadithologë e kategorizojnë atë si hadith të saktë nëpërmes të gjitha rrugëve të transmetimit bashkërisht- Sahih li gajrihi. 5. El Musannef, Ibn Ebi Shejbe (nr. I hadithit:11604). 6. Madje Imam Ahmedi, Shafiu në mendimin e tij të parë, Ibn Sirini e Ebi Is'hak Ibn Rahavejhi mendojnë që nëse foshnja ka mbushur katër muaj, edhe nëse lind i vdekur i falet namazi i xhenazes së tij. (Shih:Fikhu Es Sunne, Sejjid Sabik, 1\529). 7. Bedaiu Es Sanai' fi Tertib Esh Sherai', Ebi Mes'ud El Kasanij (1\301).Bot.I parë. Daru El Kutub El Ilmijje. 1997. Bejrut. 8. El Fikh El Islamij Ve Edil-letuhu, Dr. Vehbe Ez Zuhejli (2\1491). Bot. i katërt. Daru El Fikr. 2004. Damask.*

Mr. Ekrem Maqedonci

# Trajtesë juridike rreth leximit të Kuranit për të vdekurin

A lejohet të lexohet Kurani fisnik me qëllim që shpërblimi i atij leximi t'i dedikohet të vdekurit mysliman?A mund të përfitojë i vdekuri nga këto shpërblime, thënë më thjesht, a e pranon Zoti Fuqiplotë atë vepër mirësie si vepër për të vdekurin apo jo?!



Pasi që jemi krijesa gabimtare dhe shumë herë edhe obligimet fetare i lëshojmë e mbase ndonjëherë edhe bëjmë padrejtësi reciproke ndaj familjes dhe rrethit ku jetojmë, është shumë normale që ne, si njerëz, pas vdekjes të kemi nevojë shumë të madhe për sevape, në mënyrë që të kemi një llogari sa më të lehtë dhe të dalim sa më faqebardhë para Zoti xh.sh..

Për këtë arsye, dijetarët dhe juristët islamë, përveç të tjerash, kanë diskutuar edhe mënyrat se si mund t'i ndihmojmë të vdekurit, apo si mund të përfitoj i vdekuri pas vdekjes së tij nga veprimet e besimtarëve, rëndom që sheriati veprimet e tilla i konsideron të ligjshme.

E në këtë kontekst, një prej çështjeve që ka zgjuar kureshtje dhe diskutim të gjatë te shkollarët dhe studiuesit bashkëkohorë të jurisprudencës islame, por edhe të xhematit në përgjithësi, jo vetëm te ne në Kosovë, por edhe gjetiu, është edhe çështja e leximit të Kuranit për të vdekurin dhe dedikimi i shpërblimeve të arritura nga ai lexim për shpirtin e dikujt të vdekur, në mënyrë që sadopak t'i ngrihet pozita të vdekurit para Zotit xh.sh..

E për ta kristalizuar këtë çështje, juristët islamë kanë dhënë mendimet dhe konkluzat e tyre, disa prej tyre mendojnë se me vdekjen e personit mbyllet edhe kontoja e shpërblimeve të tij dhe përfundon edhe kopertina e veprave të tij të kësaj dynjaje, me atë rast edhe nuk i bën dobi atij asgjë tjetër nga veprat e njerëzve të tjerë, pa marrë parasysh çfarë veprash janë, qofshin ato të mira apo të liga.

Por, në anën tjetër, disa nga juristët islamë mendojnë krejt ndryshe. Ata thonë se veprat e të gjallëve mund t'i bëjnë dobi të vdekurit, nëse shpërblimi i asaj vepre i dedikohet të vdekurit, siç është leximi i Kuranit për të vdekurin, lëmosha, haxhi bedel, duaja, Istigfari-kërkimi falja për të, kurbani, e shumë vepra të tjera që sheriati islam i ka cilësuar si vepra të mira dhe ka premtuar shpërblim për to[1].

Mirëpo, për të qenë sa më konciz dhe për të kuptuar mirëfilli këtë çështje doemos duhet të referojmë në mendimet e shkollave juridike islame-medhhebeve dhe argumenteve të tyre, pavarësisht polemikave të stërzgjatura që janë shfaqur rreth ligjshmërisë së këtij veprimi[2].

Fillimisht duhet theksuar fakti se shumica e dijetarëve islamë e shohin si të ligjshme bërjen e duasë-lutjen për të vdekurin, dhënien e sadakasë për shpirt të tij, kryerjen e haxhit bedel për të, dhe kjo me qëllim që shpërblimet e këtyre veprave t'i dedikohen të vdekurit, dhe, rreth këtyre pikave, pothuajse nuk ekzistojnë fare divergjenca në mes të dijetarëve.

Mirëpo, pika që ka ngjallur diskutim te dijetarët dhe ka shkaktuar huti në mes të xhematit është pika se: A lejohet të lexohet Kurani fisnik me qëllim që shpërblimi i atij leximi t'i dedikohet të vdekurit mysliman?A mund të përfitojë i vdekuri nga këto shpërblime, thënë më thjesht, a e pranon Zoti Fuqiplotë atë vepër mirësie si vepër për të vdekurin apo jo?!

Pa e zgjatur shumë, mund të themi se rreth kësaj çështjeje juristët islamë kanë pasur kryesisht dy mendime kryesore:

**Mendimi i parë:** të cilin e përfaqësojnë juristët e medhhebit hanefi dhe të atij hanbeli, dhe dijetarëve bashkëkohorë të medhhebit

maliki, si dhe sipas një mendimi të dijetarëve të medhhebit shafi; thotë që **lejohet** që Kurani fisnik të lexohet me nijet që shpërblimet e leximit t'i dhurohen të vdekurit mysliman.

Madje, sipas Imam Ahmedit, jo që lejohet t'i dhurohet vetëm shpërblimi i leximit të Kuranit, por lejohet t'i dhurohet edhe shpërblimi i çdo pune tjetër të mirë, nga e cila shpresohen shpërblimet. Këta juristë mendimin e tyre e kanë mbështetur në këto argumente sheriatike:

Nga Kurani Famëlartë, ku Allahu xh.sh. thotë: "Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim, dhe mos lejo në zemrat tona asnjë urrejtje ndaj atyre që besuan! Zoti ynë, Ti je i Butë, Mëshirues!"(El-Hasher, 10)

Duke komentuar këtë ajet kuranor, ata thanë: Nëse lejohet që përmes duasë ose sadakasë e që është veprim yni, të përfitojë i vdekuri dhe të përmirësohet gjendja e tij në botën tjetër dhe t'i arrijnë shpërblimet të vdekurit, atëherë lejohet që edhe përmes leximit të Kuranit të ndodhë një gjë e tillë dhe sigurisht se leximi i Kuranit dhe dhurimi i shpërblimit për të vdekurin është sadakaja më e mirë që mund ta bëjë njeriu, madje edhe më e mirë sesa sadakaja materiale.

**b)** Gjithashtu janë argumentuar edhe me hadithin e Muhamedit a.s., kur Amër bin Asi e kishte pyetur që të lironte robër për babanë e tij të vdekur, e Muhamedi a.s. i kishte thënë:"*Vërtet sikur të ishte mysliman dhe të kishit liruar robër, të kishit dhënë sadaka, apo edhe ta kishit kryer haxhin për të, atij do t'i kishin arritur shpërblimet*".[3]

Po ashtu edhe ky hadith dëshmon po të njëjtën rregull juridike, ngase lejon sadakanë dhe veprat e tjera të mira që të punohen për të vdekurin dhe konfirmon arritjen e shpërblimit të atyre veprave te i vdekuri mysliman.

Andaj, sipas këtij mendimi, leximi i ndonjë kaptine të Kuranit, apo edhe i tërë Kuranit në tërësi, për t'i dedikuar shpërblimet e arritura nga ai lexim për të vdekurin, është vepër e ligjshme dhe e lejuar juridikisht, dhe nuk ka asgjë të keqe nga një veprim i tillë.

**Mendimi i dytë**[4]: të cilin pothuajse e kanë zgjedhur dijetarët e medhhebit shafi dhe pjesa dërrmuese e dijetarëve të medhhebit maliki; thotë se ky veprim ***nuk lejohet*** dhe nuk bën që dikush nga të gjallët të lexojë Kuran për të vdekurin, ngase shpërblimi i leximit të Kuranit nuk i arrin të vdekurit.

Këta juristë mendimin e tyre e kanë mbështeturme argumente kuranore dhe thënie nga Muhamedi s.a.v.s.

Zoti Fuqiplotë në Kuranin Famëlartë thotë:"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër pos asaj që ka punuar."(En-Nexhm, 39).

Po ashtu edhe Muhamedit s.a.v.s. thotë: "Nëse vdes i biri Ademit-njeriu, atëherë atij i ndëpriten të gjitha punët përveç tri sosh: Një lëmoshë rrjedhëse, ose një dije që e ka lënë e prej së cilës njerëzia përfitojnë, ose fëmijë që lutet për të"[5].

Këta dijetarë kur kanë komentuar ajetin dhe hadithin e lartpërmendur, kanë konkluduar se veprat e njeriut që i bëjnë dobi atij janë vetëm veprat e tij personale që i ka punuar vetë gjatë jetës së tij, dhe njerëzia shohin hajr prej tyre edhe pas vdekjes së tij, ose edhe lutja apo duaja e fëmijëve të tij që luten për të, kurse çdo vepër tjetër që punohet nga të tjerët pas vdekjes së tij, pos haxhit bedel dhe sadakasë, nuk i bën dobi atij.

## Cili nga mendimet është llogaritur më i sakti te juristët islamë!

Nëse shikojmë elaborimin e juristëve islamë rreth kësaj çështjeje të rëndësishme, mund të konkludojmë se mendimi më i saktë e të cilin e kanë përkrahur shumica e dijetarëve islam, është mendimi i dijetarëve ***të cilët e lejojnë leximin e Kuranit për të vdekurin***, për këto arsye:

Përmendjen e disa argumenteve që argumentojnë se të vdekurit i arrijnë shpërblimet e dhuruara të sadakasë, duasë, istigfarit për të, lirimit të robit për të, haxhit bedel e të ngjashme

> Mendimi më i saktë e të cilin e kanë përkrahur shumica e dijetarëve islam, është mendimi i dijetarëve të cilët e lejojnë leximin e Kuranit për të vdekurin

dhe nga kjo nënkuptohet se mund t'i arrijnë edhe shpërblimet e leximit të Kuranit. Kjo, për faktin se, nëse dinari që njeriu e fiton me punën dhe djersën e tij lejohet të jepet sadaka për të vdekurin me unanimitetin e të gjithë juristëve islamë, atëherë pse nuk u lejuaka të jepen sadaka edhe shpërblimet e fituara nga leximi i Kuranit?!

Me të vërtetë argumentet që kanë përmendur dijetarët e medhhebit shafi dhe atij maliki, nuk mohojnë dhurimin e shpërblimit të leximit të Kuranit për të vdekurin, por ato vetëm e tregojnë se, nëse njeriu vdes, përfundojnë edhe veprat e tij personale, jo veprat dhe të mirat e të tjerëve për të.

Për këtë arsye mund të konkludojmë se mendimi i atyre që e kanë lejuar është mendimi i shumicës së dijetarëve, dhe është më i zgjedhuri në mesin e juristëve islamë. Madje, këtë mendim e kanë përkrahur edhe Ibën Tejmije[6] dhe Ibën Kajim El-Xhevziu[7], nga dijetarët e shkollës juridike hanbelite, dijetarë këta që llogariten se kanë mendime më strikte në jurisprudencën islame.

*1. Shiko "Nadharijetul-Uxhuur fil-Fikh-El-Islamij" Pr.dr. Ahmed Hasen El-Kurdij Ed-Dimeshkij fq. 156. 2. Shiko "El-Mevsuatul-Kuvejtije 33/60. 3. Transmeton Ebu Davudi, në "Sunenin" e tij, me nr. 2883. Hadithi është i pranuar për argumentim te të gjithë dijetarët e hadithit. 4. Dy mendimet e dijetarëve islamë për këtë çështje, pothuajse më së miri janë elaboruar në "El-Mevsuatul-Kuvejtije 33/60. Aty janë përmendur edhe referencat kryesore të secilit medhheb për këtë çështje, si Hashijetu Ibn Abidin 1/605, Keshaful-Kana 2/147, El-Insaf 2/558-560, Hashijetu Ed-Desuki 1/423 etj. 5. Transmeton Tirmidhiu me numër1376. 6. Shiko: "Mexhmuuatul Fetava" Tekijudin Ahmed Ibn Tejmijeh 12/175-178. 7. Kitab "Err-Rruh" Ibn Kajim El-Xhevzijeh fq. 47-51*

Nashit Ferati

# Paqja në praktikën e Muhamedit a.s. (1)

Para kohës të Muhamedit a.s, si i Dërguari i Zotit, situata dominante ishte sistemi klasor në saje të ndikimit fisnor dhe kapitalit, në bazë të parimit zotërinj dhe robër, kështu që pasanikët dhe prijësit ishin klasa sunduese që pasoheshin dhe u nënshtroheshin atyre, ndërsa të varfrit dhe të ngjyrosurit ishin robër skajshmërisht të nënshtruar.

Ndryshe thënë, skllevërit nuk dallonin aspak, ishin pasuria të cilën e posedonte njeriu për tregti, për dhuratë etj. Klasa aristokrate u imponontë zakone dhe situata të cilat ishin shumë afër legjislacionit, ku u ngarkonin njerëzve duke i nënshtruar ndaj pushtetit të tyre, kështu që i konkurronin Zotit të Vërtetë, që Vetëm Ai duhet adhuruar me të drejtë, në pushtetin e Tij dhe Hyjninë e Tij.[1]

> Horizontet e rahmetit të tij, a.s., mbushën siren dhe jetën e tij, po edhe thirrjen e tij. Ai mëshiroi të vogël e të madh, të afërm e të largët, gra e të pafuqishëm, jetimin e fukaranë, shërbëtorët e robërit, madje edhe kafshët e sendet.

Paraqitja e vulës së fundit të profetëve zhvendosi vëmendjen e njerëzimit duke krijuar një kod të ri moral dhe një shpresë të mirëfilltë për jetën e njerëzimit. Ai gjatë jetës së tij u përpoq dhe mbolli vazhdimisht vlerat njerëzore, si butësia, dashuria, respekti, toleranca, respekti ndaj prindërve, dashuria dhe mirësjellja ndaj jetimit, dhembshuria ndaj shtresës së varfër dhe miskinëve etj.

Krahas kësaj, dërgimi i tij është mëshirë për të gjithë njerëzimin. Çdo shfletim i sirës së Pejgamberit a.s. na rrëfen se ai ishte njeri



i përsosur nga morali, sjelljet me të tjerët dhe këto virtyte ishin prej shenjave të pejgamberllëkut të tij. Edhe Allahu e ka lavdëruar në Kuran: "*Vërtet ti je në piedestalin më të lart*ë të moralit". (El-Kalem, 9).[2] Mëshira ishte nga atributet më të çmuara të personalitetit të tij, pra kjo vlerë përfshinte të rriturit e të vegjlit, besimtarët e jobesimtarët, të lirët dhe robërit, për se vuri rregulla, me të cilat garantoi dhe i nxiti shokët e tij për t'i liruar skllevërit, që edhe ata të jetonin të lirë si gjithë të tjerët.

Bile, lirimi i skllevërve ishte përplasja më e madhe që u bë ndërmjet kampit të Muhamedit a.s. dhe kampit të kurejshitëve që s'donin të përqafonin këtë vlerë të mëshirës.

Thirrja e tij shembi çdo mur a pengesë shoqërore në mes skllevërve dhe zotërinjve, barazoi shoqërinë, hoqi kastat dhe mbolli vlerën se Allahu nuk shikon ngjyrën as prejardhjen, veçse shikon takvallëkun (devotshmërinë) në zemrën e secilit njeri.

> Gëte (Goethe), më i madhi i poetëve gjermanë, kur flet për Kuranin e shenjtë, thotë: "Ky libër do të vazhdojë të ushtrojë influencë të madhe mbi të gjitha epokat".

Horizontet e rahmetit të tij, a.s., mbushën siren dhe jetën e tij, po edhe thirrjen e tij. Ai mëshiroi të vogël e të madh, të afërm e të largët, gra e të pafuqishëm, jetimin e fukaranë, shërbëtorët e robërit, madje edhe kafshët e sendet. Pra, mesazhi i tij ishte vërtet mirësi dhe bardhësi për të gjithë njerëzit.

Ardhja e Muhamedit a.s. është për çdo njeri favori më i madh dhe mirësia më e gjerë e Zotit. Se kjo është kështu, na e thotë vetë Allahun xh.sh në Kuranin Fisnik : "Allahu ua ka bërë një favor të madh besimtarëve duke e dërguar nga mesi i tyre një pejgamber që t'u lexojë argumentet e Tij, t'i pastrojë (nga të këqijat,nga mëkatet) dhe t'ua mësojë librin dh urtësitë".[3]

Shikoni se ç'ndryshim u solli Kurani arabëve dhe gjithë popujve të botës në atë kohë. Ja pse Gëte (Goethe), më i madhi i poetëve gjermanë, kur flet për Kuranin e shenjtë, thotë: "Ky libër do të vazhdojë të ushtrojë



Etapa e parë e thirrjes të Muhamedit a.s fillon me shpalljen e Kuranit, që fillon në Mekë dhe zgjat 13 vjet, nga kjo kohë dolën myslimanë të dalluar në të gjitha fushat e jetës.



influencë të madhe mbi të gjitha epokat". Kjo gjithashtu është arsyeja pse Xhorgj Bernard Shau (George Bernard Shaw) thotë: "Nëse ndonjë fe mund të drejtojë Anglinë dhe Evropën, të themi në 100 vjet, kjo fe është Islami".[4]

Po, pati ardhur ai në mes njerëzve për t'u lexuar atyre ajetet (versetet ) e Allahut, për t'u shpalosur atyre pjesë – pjesë mrekullitë e Tij dhe për t'i mësuar njeriut vlerën e vet.

Muhamedi a.s. filloi ta zbatojë urdhrin e Zotit xh.sh., të thërrasë në adhurim në një Zot Fuqiplotë dhe t'i asgjësojë idhujt. Por, ftesa ka qenë e fshehtë nga frika që mos t'i befasojë kurejshitët të cilët ishin këmbëngulës në shirkun dhe idhujtarinë e tyre, andaj Muhamedi a.s. nuk e publikoi ftesën në tubimet e mëdha të kurejshitëve, dhe nuk i ftoi në besim përveç të afërmit e ngushtë ose ata që i njihte më herët. Të parët që e përqafuan fenë Islame ishin: Hadixhja, Aliu, Zejd iben Harithi, Ebu Bekri, Uthmani, etj.[5]

Qëndresa e këtyre myslimanëve të parë, ndikoi së tepërmi në përhapjen e Islamit. Është fakt që gjatë gjashtë viteve të para të profetësisë së tij, burra të fuqishëm si Hamzai dhe Omeri e përqafuan Islamin dhe e panë veten mes shokëve të Profetit. Sa më shumë rritej numri i atyre që besonin në Islam, aq shumë shtoheshin pengesat e paganëve të cilët mundoheshin të parandalonin përhapjen e kësaj feje të re.[6]

Në gjashtë muajt e parë numri i myslimanëve arriti në katërdhjetë e pesë veta, nga këta 28 ishin burra dhe 17 gra, gjë që tregonte rëndësinë e rolit të gruas. Etapa e parë e thirrjes të Muhamedit a.s fillon me shpalljen e Kuranit, që fillon në Mekë dhe zgjat 13 vjet, nga kjo kohë dolën myslimanë të dalluar në të gjitha fushat e jetës. Kurejshitët duke parë që keqtrajtimet dhe dhuna nuk dhanë rezultat, filluan të ndjekin politikën e kompromiseve dhe joshjeve me pasuri dhe poste, këto përpjekjet e tyre dështuan pasi Muhamedi a.s i refuzoi të gjitha kompromiset dhe joshjet.

Nga viti i 6-të deri vitin e 9-të fisi kurejsh vendosën sanksione ndaj Profetit, Muhamedit a.s, bojkotuan shitblerjen me ta. Etapa e jetës së Muhamedit a.s në Mekë, përmban një parim të rëndësishëm, i cili thotë : Sekreti i refuzimit të mesazhit me të cilin erdhi Muhamedi ( sal-lall-llahu alejhi ve selem ) ishte se ai paraqiste rrezik për pasuritë, postet dhe interesat e tyre vetjake.[7]

Viti trembëdhjetë është viti në të cilin Muhamedi a.s emigroi për në Medinë. Me emigrimin e Muhamedit a.s në Medinë, ku dhe formoi shtetin Islam dhe ndërmori disa masa me qëllim të forcimit të bashkësisë myslimane medinase, megjithatë, asaj bashkësie i mungonte një lidhje e brendshme e fortë, duheshin konfirmuar të drejtat dhe obligimet e ithtarëve të tij, duhet të merrej vesh me jomyslimanët, si me ata arabë ashtu edhe me ata hebrenj, duhej organizuar jeta publike e bashkësisë duke i dhënë asaj institucione ligjore, edukative, financiare, ushtarake, fetare...

*1. Nevoja e njerëzimit për mesazhin e Muhamedit (a.s.), Furkan ISM, Shkup 2007 f. 6, 2. Kuran-i, 68 : 9, 3. Kurani,03 : 164. 4. BFI në RM, Hëna e re, Viti XIX – 193 –mars 2007, f. 9 . 5. http://www.horizonti.com/artikujt/artikulli. 6. http://www.kmsh.al/jeta-e-profetit-muhamed-as.htm. 7.AmërHalid, GjurmëvetëtëDashuritTonë, f. 220, Shkup 2006.*

Prof. dr. Ali Xhuma

# Metoda e dijetarëve të Ehli Sunnetit rreth interpretimit të cilësive lajmëruese të Allahut (xh.sh.)

Rreth cilësive, kuptimi i jashtëm i të cilave të çon në përfytyrimin e Krijuesit me krijesat, dijetarët përdorën metodën e interpretimit të tyre. Ky interpretim do të thotë kuptimi i tyre me të kundërtën e kuptimit të jashtëm (tevil) ose dorëzimi i çështjes tek Allahu i Lartësuar (tef`uid), duke thënë se synimin e di vetëm Ai.

Është e domosdoshme që bashkë me interpretimin apo dorëzimin, të gjendet qëllimi i pastrimit të Allahut të Lartësuar prej asaj që nuk i shkon për shtat Atij. Le të japim një shembull për ta bërë më të qartë këtë lloj metode. Ata thonë përshembull rreth fjalës së Allahut: "Dora e Allahut është mbi duart e tyre."(El Fet`h, 48/10), se synimi është që fuqia e Allahut është mbi ta dhe i përfshin të gjithë ata.

Nuk është kuptimi prej këtij ajeti gjymtyra dhe interpretimi këtu nuk është i panjohur. Ti si krijesë, kur e ke të pamundur që të dish cilësitë e tëra të vetes tënde, si mund të shkojë me robërinë tënde, që ta cilësosh Krijuesin me si dhe ku, ndërkohë që ai është larg këtyre cilësive?! Allahu i Lartësuar është i pastër nga cilësia, sasia, vendi, sepse për atë i cili nuk ka të ngjashëm, që është i pashembullt, është e pamundur që të thuhet: Si është ai? Për atë që nuk ka sasi nuk mund të thuash: Sa është ai?...Për atë për të cilin nuk ka fillim, nuk mund të thuash: Prej çfarë është ai?...Për atë që nuk ka vend nuk mund të thuash: Ku ishte ai?

> Ai që e ka të paqartë diçka, atëherë i takon të shkojë te njerëzit e dijes, në mënyrë që t`i qartësohet e vërteta.

Le t`i drejtohet myslimani mendjes së tij dhe le të mendojë thellë rreth fjalëve të Allahut (xh. sh), sepse Ai na urdhëroi ne pikërisht me mendim, meditim dhe kuptim të ajeteve të tij. Nëqoftëse e bën këtë gjë, atëherë do t`i qartësohet atij se metoda e Ehli Sunnetit, prej Esharive dhe Maturidive, të cilët përcollën dhe mbrojtën qëndrimet e dijetarëve të parë përgjatë gjithë shekujve, të cilën e përmendëm më sipër, do ta kuptojë që ajo është e vërteta. Allahu e mëshiroftë Imam Gazaliun, i cili thotë: "Ai i cili e merr dijen e tij prej shprehjeve (gjuhësore) dhe fjalëve (të shkëputura) atëherë ka devijuar haptazi, por atij që i kthehet mendjes, i qartësohet çështja dhe i rregullohet feja. Ai që e ka të paqartë diçka, atëherë i takon të shkojë te njerëzit e dijes, në mënyrë që t`i qartësohet e vërteta."

Pa dyshim që njohja e të vërtetës së Allahut të Lartësuar dhe qëndrimi mbi thelbin (esencën) e tij është prej të parave gjëra të pamundura, sepse nuk ekziston midis Tij dhe krijesave ndonjë përngjasim apo krahasim. I Lartësuari thotë: "Asgjë dhe askush nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha." (Esh Shura, 42/11).

Atëherë si është e mundur që mendjet ta përfshijnë atë, ndërkohë që ato mund të përfytyrojnë vetëm diçka që është njësoj si to në cilësinë e të paskrijuarave. Ai i Lartësuari përfshin çdo gjë, ndërkohë që ne nuk mund të përfshijmë të gjithë dijen rreth Tij. Vërtet që gjëja më e lartë që dimë rreth Tij është ekzistenca dhe pastrimi i Tij prej cilësive të krijesave, sepse është domosdoshmëri që Krijuesi të jetë ndryshe nga krijesat. Nëse ai do t`i ngjasonte atyre në diçka, do të ishte i pasqenë dhe kjo është e pamundur të mendohet për Të.

Ajo që ka për obligim myslimani në këtë çështje është përdorimi i mendjes dhe gjuhës së tij në atë tek e cila ka dobi për të. Le ta përdorë mendjen e tij për të medituar rreth mirësive dhe veprave të Allahut (xh.sh). Ndërkohë gjuhën le ta angazhojë me përmendjen e Allahut, për atë që ai sheh në çdo kohë dhe moment prej argumenteve të qarta, prej përsosjes, mrekullive të krijimit të tokës dhe qiejve, të cilat veçse tregojnë se Allahu është Krijues, Një dhe i Vetëm, të cilin as nuk mund ta përfshijnë mendimet dhe as kuptimet tona.

*http://draligomaa.com/index.php*

*Përktheu: Aorel Senja*

Ma. Behrim Jusufi

# Arti poetik në shkronjat e Fjalimit Hyjnor!

Në momentin kur iu shpall, mësuesi i njerëzimit ishte i shtangur ngase nuk dinte të lexonte, as që kishte ide çfarë domethënie kishte një mesazh i tillë. Ishte vetëm i Gjithëdijshmi, Ai që njihte domethënien dhe të ardhmen e këtij adresimi.

Arti poetik tek arabët Po sikur shprehja e Fuqiplotit në fillim të kësaj kaptine, e cila është më voluminoze në Fjalimin e Tij në Librin e Fundit, të këtë kuptimin 'ILM', një mrekulli e tillë shprehëse shpie drejt margaritarëve të pazbërthyer të artit poetik ndonjëherë të njohur. E si mund të mos ishte kështu, kur është vetë Krijuesi, si thanësi i shprehjes poetike në Fjalën e Tij.

kulmoi në shekullin VII, në kohën kur në siujdhesën arabe u paraqit mësuesi i njerëzimit. Arabët mburreshin dhe garonin se cili prej tyre do të dalë me artin më të veçantë poetik, që deri atëherë nuk ishte i njohur për ta, thënë ndryshe, kush do të sillte risi në artin shprehës përmes vargut me domethënie të lartë. Organizonin edhe konkurse, për të cilat jepnin edhe çmimet, përkatësisht ofronin shpërblime për vende të para. Shoqëria ishte në kulmin e shfrenimit dhe dhënies në epsh e lakmi.[1]

Duke qenë kështu nga mesi i tyre ose, thënë më mirë, në mesin e tyre Allahu përzgjodhi, dhe nga qenia njerëzore krijoi e dërgoi më të dashurin, më të mirin, më të ndershmin, të cilin e plotësoi me Shpallje Hyjnore, kështu e bëri Fjalën e Lartësuar që ecën në Tokë, për t'ua bartur e zbërthyer Fjalën e Gjallë e të Gjallit të Pavdekshëm[2].

Pasi që motivi më i frekuentuar i artit përgjithësisht dhe të atij po-



Fuqia shprehëse që përmes tri shkronjave të përthekohet e gjithë përmbajtja e kaptinës, madje e Librit, tregon se Ai që e thuri është i Patëmeta, larg çfarëdo ngjasimi a përshkrimi.

etik veçanërisht është *estetika më e përsosur* për shqisat njerëzore, në të cilën dhe për të cilën artisti derdh gjithë potencialin e vet shprehës për ta përshkruar a për t'ia shprehur 'përuljen', dhe dashurinë si një i dehur nga ndjenja e cila e kaplon qenien e tij, ky element duhej të ishte i gdhendur edhe në qenien më të përsosur të Allahut Fuqiplotë, në krijesën nga raca njerëzore dhe gjiri i arabëve[3], në Muhamedin, qoftë i kapluar nga mëshira e Mëshirëplotit. Ky element i dashurisë së Krijuesit me këtë krijesë është i pamohueshëm, sepse është i endur në vetë dëshminë e të qenit dikush mysliman.

Si dhuratë supreme, me të cilën u plotësua ajo çfarë kishte për t'u plotësuar në qenien e kësaj krijese të përzgjedhur, iu shpall Libri i Fundit Hyjnor i cili është përplot margaritarë të çmuar, saqë sa më shumë që i eturi zhytet në thellësitë e bukurisë, magjepsjes dhe urtësive të tij, aq më shumë ndien etje për shprehjen artistike plot këshillë, urtësi e mençuri për jetën e kësaj dhe botës së amshueshme.

## Arti poetik para të cilit përulet çdo artist

Fuqia shprehëse që përmes tri shkronjave të përthekohet e gjithë përmbajtja e kaptinës, madje e Librit, tregon se Ai që e thuri është i Patëmeta, larg çfarëdo ngjasimi a



përshkrimi[4], i Gjithëdijshmi, dhe para shprehjes së Tij përulet çdo artist tjetër i cili është një pikë në oqeanin e pafundmë të krijimtarisë së Tij. Meqë shprehja e parë, që iu adresua përmes mësuesit të njerëzimit gjithë njerëzimit, ishte 'Lexo'[5], shihet qartë një ndërthurje mjeshtërore me tri shkronjat e kaptinës së parë që fillon me këtë adresim, kurse kaptinës së dytë për nga radhitja në Librin Hyjnor.

Porosia, të cilën do të duhej ta merrnim nga fjala e parë e shpallur, është si vijon:

*O njeri 'Lexo',*
*Lexo për të mësuar,*
*Kush të ka krijuar,*
*Lexo për ta kuptuar,*
*Përse je krijuar.*

Në momentin kur iu shpall, mësuesi i njerëzimit ishte i shtangur ngase nuk dinte të lexonte, as që kishte ide çfarë domethënie kishte një mesazh i tillë. Ishte vetëm i Gjithëdijshmi, Ai që njihte domethënien dhe të ardhmen e këtij adresimi. Janë katër elemente qenësore që do ta bëjnë gjithmonë të aktualizuar mesazhin Hyjnor:

*Fjala që zhbëri errësirën,*
*Që jehoi mbi shtatë qiej,*
*Ajo që sfidon mendjemadhësinë,*
*Derisa në Tokë jetë të ketë.*

## Mjeshtëria e barasvlershme e shprehjes poetike

Është shumë karakteristike ndërthurja në mes të shprehjeve të Gjithëdijshmit, secila shkronjë, secili varg a çdo kaptinë janë të lidhura ngushtë, dhe në mënyrë të barasvlershme bartin po atë mesazh unik. E plotësojnë vetveten, e argumentojnë, sqarojnë dhe janë pjesë të pandashme të së njëjtës tërësie e vazhdimësie. Kështu në formë mjeshtërore, hasim në ndërlidhjen logjike plotkuptimore të fjalës së parë me kuptim 'lexim/dije'[6]e cila në rrënjën e veti ka 'tri shkronjat' karakteristike të kaptinës së parë,e cila nis me këtë figuracion poetik, përkatësisht kaptinës së dytë sipas radhitjes.

E ato shkronja sipas paraqitjes hipotetike, që është dhënë fare në fillim janë 'ILM', prej nga mund të nxirret kjo urtësi:

*Fjala 'Lexo' dhe fjala 'Dije',*
*Janë pjesë të një tërësie,*
*Pa të parën s'ka veprim,*
*Andaj e dyta s'jep ndriçim,*
*Njëra-tjetrën përqafojnë,*
*E së bashku kuvendojnë,*
*'Lexo' e jep kuptimin,*
*'Dija' e sjell shkëlqimin,*
*O sa bukur janë qëndisur,*
*Përparimit për t'i brohoritur,*
*Për të pasur mbarësi në jetë,*
*Sikur deshi Krijuesi Vetë.*

Arti mahnitës që magjeps dhe sfidon mendjen e shëndoshë, është i theksuar në vazhdimësi të tërësisë, në Fjalimin përplot dije e urtësi, në vazhdim të kësaj kaptine hasim si vijon:

"Ky është Libri, në të cilin s'ka asnjë dyshim. Për të devotshmit Ai është udhëzim."[7]

*1. Rreth artit poetik tek arabët shih: Grupi i autorëve, Arapsko-islamski uticaj na evropsku renesansu, Sarajevë, 1999, f. 29-105. 2. "I Gjalli i Cili është i Pavdekshëm", është një nga emrat dhe cilësitë e Zotit të përkryera (Esma'ull-llahi el-husna)."Ti mbështetju Atij të Përjetshmit që nuk vdes kurrë..." (El-Furkan, 58);"Allahu është një, nuk ka zot tjetër përveç Atij. Ai është mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm..."(El-Bekare, 255), etj. 3. Ajeti kuranor: "Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj..."(Et-Teube, 128); "A mos u çuditët që shpallja ju erdhi nga Zoti juaj përmes (gjuhës së) një njeriu nga mesi juaj, për t'jua tërhequr vërejtjen që të ruheni dhe ashtu të shpëtoni!" (El-A'raf, 63); "Ata (idhujtarët) habiten, ngase u erdhi pejgamberi nga mesi i tyre, e josbesimtarët thanë: "Ky është magjistar, rrenës".(Sad, 4), etj. 4. Ajeti kuranor: "Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi."(Esh-Shura, 11); 5. Ajeti kuranor: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)." (El Alak, 3). 6. "Lexo!..." Rendi i përkryer në botë është thelbi i shkencës (dijes). Dhe Islami është ana e këtij rendi, i cili i kushtohet racës njerëzore. Kompasi për lumturinë në të dy botët, Islami, është mishërimi i shkencës: shkenca e njohurisë së Zotit të botëve, shkenca e njohjes së krijimit, shkenca e njohjes së vetes... 7. Ajeti kuranor: "Ky është libri në të cilin nuk ka dyshim, (sepse është prej Allahut) është udhëzues për ata që janë të devotshëm." (El-Bekare, 2).*

Prof. dr. Hysen Matoshi

# Sintezë e historisë së qytetërimit islam

Prof. dr. Qazim Qazimi, "Histori e civilizimit islam", botoi Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, 2018.

Qytetërimi në kohën e sotme përbën njërën ndër materiet më interesante në fushën e kërkimit shkencor. Në rend të parë si përkufizim rreth të cilit jo të gjithë dijetarët bien në një mendje, ngaqë zhvillohen debate të gjalla lidhur me atë se cili është raporti dallues dhe identifikues i qytetërimit me kulturën, cilat janë civilizimet më të hershme dhe më me ndikim të botës e deri te raportet e qytetërimeve kryesore në ditët e sotme etj.

Prof. dr. Qazim Qazimi, orientalist, islamolog, albanolog, profesor dhe drejtues institucionesh arsimore e fetare, është ndër studiuesit tanë në paktë që i është rrekur një materieje të këtillë, mjaft të vështirë dhe komplekse për trajtim. Kontributi i tij monografik "Histori e civilizimit islam" është rezultat shterues i një përvoje të gjatë profesionale e intelektuale, i njohjes së aspekteve teorike të qytetërimit, por edhe i njohjes së historisë së qytetërimeve përgjithësisht dhe të atij islam veçanërisht.

## Qytetërimi islam në format monografik

Ky studim monografik është bazuar në një metodologji të qartë shkencore, ndërsa në planin strukturor vjen i sistemuar, si në aspektin teorik, ashtu edhe atë kronologjik të shfaqjes dhe të zhvillimit të qytetërimit islam.

> Qazim Qazimi me këtë monografi ka dëshmuar se e zotëron gjithanshëm këtë lëndë studimore, por se, krahas njohjes së përimtuar të saj, njëkohshëm e ka ndërtuar një raport të qartë afrie dhe identifikimi me vlerat e qytetërimit islam.

Një vepër e këtillë, marrë parasysh lëndën e shumtë që kërkohet për trajtim, është e mundur të shkruhet gjatë gjithë jetës, por gjithashtu është rezultat i përvojës njohëse të disa dekadave dhe i asimilimit të kontributeve të dijetarëve të fushës, nga anë të ndryshme të globit, të cilët i kanë kushtuar vepra monumentale kësaj materieje aq shumë të trajtuar dhe po aq të diskutueshme. Prof. dr. Qazim Qazimi me këtë monografi ka dëshmuar se e zotëron gjithanshëm këtë lëndë studimore, por se, krahas njohjes së përimtuar të saj, njëkohshëm e ka ndërtuar një raport të qartë afrie dhe identifikimi me vlerat e qytetërimit islam.

Pasi ka ofruar një vistër konceptesh lidhur me qytetërimin, parë nga këndvështrime teoricienësh e shkollash të ndryshme, autori e favorizon pikëpamjen shkencore sipas së cilës qytetërimi përfaqëson progresin e një shoqërie, të bazuar në arritjet e gjithanshme të dijeve dhe të zhvillimit teknik, kundruall kulturës, e cila përfaqëson akëcilën gjendje të një populli, qoftë ai edhe primitiv. Përveç kapitullit që trajton aspekte teorike dhe një kronologji të përgjithshme të lindjes së qytetërimeve në botë, tre kapitujt vijues paraqesin kontekstin paraislam të qytetërimeve. Ndonëse kapitujt e titulluar "Qytetërimet e para sklavopronare", "Feja dhe qytetërimet" dhe "Arabët para islamit", që zënë një hapësirë prej afërsisht 100 faqesh, mund të duken si një përmbajtje e prezantuar së tepërmi gjerësisht, shpreh bindjen se kjo përbën një sfond, a më mirë të themi se është një lëndë e funksionalizuar për të vënë në pah sa më mirë aspektin qendror të monografisë - historinë e qytetërimit islam. Të dhënat për qytetërimet e para në Lindjen e Mesme, pastaj për ndërlidhjen e fesë me qytetërimet dhe veçmas ato lidhur me jetën shoqërore të arabëve para shpalljes së fundit përbëjnë një hyrje të rëndësishme në të kuptuarit e islamit si fe dhe si qytetërim, kuptohet gjithnjë në raport me fetë dhe qytetërimet e deriatëhershme.

## Kronologji e qytetërimit islam

Fillet e qytetërimit islam janë të ndërlidhura me fillimin e misionit të pejgamberisë së Muhamedit a.s. Lejletu el-Kadri i vitit 610, përkatësisht nata e parë e shpalljes së ajetetve kuranore, e shënon hyrjen në një epokë të re të civilizimit njerëzor, ndaj, me të drejtë, në monografi ky zhvillim është veçuar si një kapitull i posaçëm. Të dhënat e ofruara për Muhamedin a.s. dhe pejgamberinë e tij, parë në një kontekst të trajtimit të gjerë të civilizimit islam, janë prezantuar me masë, duke mos u shmangur së tepërmi nga materia qendrore e monografisë. Më tej vëmendja është fokusuar te burimi kryesor i civilizimit islam, që, sikundër dihet, është Kurani i madhërueshëm, por edhe te baza e dytë e tij që përbëhet nga hadithi, përkatësisht syneti i Pejgamberit a.s.

Megjithatë, konkretizimi i objektit studimor të veprës së prof. dr. Qazim Qazimit fillon me shqyrtimin e veçantive të qytetërimit islam, natyrisht duke e vënë theksin te risitë që sillte ai në jetën njerëzore në raport me qytetërimet deri atëherë ekzistuese. Në rend të parë trajtohet çështja e njeriut të civilizuar, komponentët përbërës dhe përgjegjësia e tij, për të vijuar me rregullimin shtetëror që parakuptonte tërësinë e jetës sociale, ekonomike, kulturore, fetare, të ngritur mbi bazën e një dokumenti të avancuar konstitucional, sikurse ishte e mirënjohura Kartë e Medinës. Më tej vëmendje i kushtohet edhe institucionit epror në shoqërinë islame Hilafetit. Përveç qartësimit të zgjedhjes dhe kompetencave të halifit, në këtë kapitull autori ofron një histori të përmbledhur të funksionimit të këtij institucioni, ku janë prezantuar të dhëna të shumta e me interes për njohjen sa më të plotë të kësaj materieje.

Kapitujt vijues trajtojnë vlerat esenciale të rregullimit të shoqërisë islame, përkatësisht dimensionet kryesore të qytetërimit islam, duke përfshirë shqyrtime mbi sfera të ndryshme të jetës, sikundër janë: mbrojtja dhe siguria, sistemi gjyqësor, sistemi social-ekonomik, sistemi arsimor, ai kulturor, pastaj artet në islam dhe arkitektura islame. Në të vërtetë, mund të thuhet se kjo është pjesa qendrore e kësaj monografie, e cila mëton të ofrojë një pasqyrë sa më të plotë të strukturës identitare të qytetërimit islam. Është një fakt i konstatuar gjerësisht, por edhe në këtë vepër, se këto veprimtari të gjera shoqërore në periudhën islame kishin përjetuar zhvillim të jashtëzakonshëm.

**Pranimi në masë i islamit bëri të mundur edhe përfshirjen më të madhe të shqiptarëve në hierarkinë më të lartë perandorake dhe integrimin e popullsisë në jetën shtetërore.**

## Qytetërimi islam te shqiptarët

Ndonëse nga dijetarë botërorë janë shkruar shumë histori të qytetërimit islam, mund të thuhet se kjo monografi përbën kontributin e parë ndër dijetarët tanë në këtë fushë. Një vlerë tjetër të shtuar e përbën edhe kapitulli i fundit, i titulluar "Qytetërimi islam te shqiptarët", i cili, në rreth 100 faqe tekst, ofron dëshmi të pranisë së këtij qytetërimi edhe ndër shqiptarët. Autori ia bën një vështrim kritik gjendjes së shqiptarëve para islamit, ndërsa kontaktet e para të shqiptarëve me këtë fe i konstaton rreth 100 vjet para depërtimit osman në këto hapësira. Duke ofruar një varg citimesh nga autorë tanë dhe të huaj, Profesor Qazim Qazimi ia del të qartësojë faktin se islami si fe u pranua në përmasa dërrmuese nga shqiptarët, duke kontestuar pikëpamjen sterotipe dhe pa bazë shkencore se si kinse shqiptarët u islamizuan me dhunë. Nga të gjitha konstatimet e shumta dhe të qëndrueshme autoriale mbase do të duhej rishikuar vetëm çështja e zënë ngoje kalimthi për ekspansionin shqiptar në hapësirën e Ballkanit. Më parë se për një ekspansion etnik, mund të thuhet se kishte një ekspansion të islamit te pjesa më e madhe e popullsisë shqiptare (dhe jo vetën tek ajo), e cila deri atëherë jetonte nën sundime të ndryshme në një pjesë të madhe të Gadishullin Ballkanik.

Sidoqoftë, pranimi në masë i islamit bëri të mundur edhe përfshirjen më të madhe të shqiptarëve në hierarkinë më të lartë perandorake dhe integrimin e popullsisë në jetën shtetërore. Këtu janë ofruar të dhëna vetëm për kryevezirët, si shenjë e progresit shoqëror, ngaqë popullsia arbërore, deri në atë kohë, të shumtën, arrinte të zinte ndonjë post të qeveritarit lokal, madje-madje si rezultat i vasalitetit të tyre në raport me strukturat mbizotëruese sundimtare të Ballkanit. Elita qeveritare u pasua edhe nga formimi i elitave fetare, arsimore e kulturore islame në mesin e shqiptarëve. Ajo çfarë ka mbijetuar deri në ditët e sotme nga arkitektura islame është vetëm një pjesë e të tërë asaj që dikur ekzistonte si pamje mbizotëruese, por që, edhe në formatin e sotëm, dëshmon se cilat ishin përmasat e shtrirjes së qytetërimit islam në mesin tonë. Autori ka sjellë të dhëna me interes për xhamitë në trevat shqiptare, pastaj për sahatkullat, teqetë, tyrbet, hanet, hamamet, për strukturën urbane e ekonomike të




qyteteve shqiptare dhe veçmas për mejtepet e medresetë në periudhën osmane, të cilat luajtën një rol të rëndësishëm në krijimin e elitave shtetërore, ushtarake, arsimore, kulturore e fetare.

Nisur nga imperativi kuranor "Lexo" i gjithë qytetërimi islam ishte bazuar në një model të përparimit të përgjithshëm shoqëror, në të cilin nga kjo mundësi nuk përjashtohej asnjë shtresë shoqërore. Pikërisht ky fakt bëri që të lindte edhe elita kulturore islame në mesin e shqiptarëve, e cila, me kalimin e kohës, nisi të shkruante edhe në gjuhën shqipe, duke lënë vepra antologjike për mbarë korpusin e kulturës sonë. Prof. dr. Qazim Qazimi i kushton vëmendje edhe artit islam që u zhvillua te shqiptarët. Fillimisht trajtimi i tij për artin ndërlidhet me veprat arkitektonike, me zbukurimet e tyre, kryesisht me kaligrafinë, për të vijuar me vepra letrare të cilat u shkruan në gjuhën shqipe me alfabet arab. Duke qenë ndër njohësit më të mirë të kësaj shprehjeje letrare shqipe, autori përvojat e tij studimore na i ofron të konkretizuara veprat e shkrimtarëve tanë Muhamet Çami e Naim Frashëri. Kjo nyjë studimore përbën komponentin ndërlidhës të orientalistikës e islamologjisë nga njëra anë dhe të albanologjisë nga ana tjetër. Kompetenca ndërdisiplinare e autorit në këto fusha të dijes ofron mundësi reale për rezultate të qëndrueshme përballë secilit lexim kritik të veprës së tij.

Baza e gjerë bibliografike dhe burimore, e konceptuar në më se 300 zëra, e shton kredibilitetin shkencor të kësaj vepre, e cila besojmë se, në rend të parë, do të jetë literaturë e çmuar për studentët, por pse jo edhe për studiuesit e thelluar të historisë së qytetërimit islam. Gjithashtu besoj se do të jetë një ndihmesë e mirë për të hedhur poshtë shkencërisht edhe keqkuptimet lidhur me islamin, por pse jo edhe idetë raciste dhe qasjet tendencioze lidhur me njëfarë kinse hierarkie të qytetërimeve të sotme.

Marrë në përgjithësi sinteza "Historia e qytetërimit islam" është një shenjë e pjekurisë së islamologjisë dhe kulturologjisë shqiptare, është dëshmi se dijet tona në sferën e identitetit kanë kapërcyer konceptin e kapaciteteve tona të përkufizuara vetëm në një funksion marrës të dijeve të të tjerëve dhe e shumta në transmetues të tyre në formatin gjuhësor të shqipes. Autorësia e një vepre të tillë, që vjen si produkt i një studiuesi me përvojë të gjatë profesionale e intelektuale, është shenjë trimëruese se po hapërojmë drejt horizonteve të reja të dijes globale.

Krahas meritës së autorit, Profesor Qazim Qazimi, nuk mund të mos e theksoj edhe kontributin e çmueshëm që ka dhënë botuesi, Bashkësia Islame e Kosovës, myftiu Naim efendi Tërnava dhe sidomos recensentët, dr. Sadik Mehmeti dhe mr. Ramadan Shkodra, në mënyrë që kjo vepër mbi rrugëtimin historik të qytetërimit islam të vijë në një format dinjitoz si botim. Shpresoj që ky standard shtypi, kjo cilësi botimi e materialit studimor dhe faktografik, të përsëritet sa herë që të kemi vepra të këtilla kapitale dhe gjithashtu uroj që autori prof. dr. Qazim Qazimi të na gëzojë edhe me vepra të tjera.

# Kështu foli Gazaliu

Imam Gazaliu kishte arritur në një pikë sa synonte që e verteta të bëhej e dukshme për të, pra pertej ekuacioneve teologjike-filozofike.

Njerëzimi ka synuar të ecë në rrugën në të cilën do ta gjente qetësinë dhe sigurinë. Ashtu siç i tërë kozmosi rend pas një rendi të caktuar, ashtu edhe njeriu e ka vendosur si synim. Por vullneti të cilën Zoti ia dha njeriut, e bën trajektoren njerëzore jo gjithmonë të jetë në harmoni me natyrën tonë.

Meqë vetë natyra njerëzore është kaq komplekse, e bën të mundimshme harmonizimin e tij si fillim në raport me Krijuesin, llojin e tij njeriun dhe natyrën perreth. Moskoordinimi i gjithë potencialit njerëzor e ka çuar shpeshherë njeriun në kriza psikologjike, pesimizëm, mosmarrje përgjegjësish, shthurje, funde tragjike etj. Prandaj mbetet e domosdoshme njohja e bërthamës që do mundësonte të vendoseshin në një koherencë e gjithë veprimtaria e njeriut. Dhe kjo bërthamë për ne mbetet besimi-imani. Pika ku dhe njerëzimi filloi të shënonte ngjarjet e tij: "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!" (El-A'raf 172). Por historikisht njeriu e ka humbur njohjen e kësaj harte dhe ka jetuar pa një qëllim. Duke humbur rrugën kemi humbur edhe kontrollin ndaj gjërave dhe vetë ngjarjeve. Në historinë islame gjejmë plot personalitete që na kanë dhënë një shembull të të jetuarit me besim, por gjejmë dhe nga ato që na treguan se kohët sjellin vështirësi dhe se të jetuarit me besim kërkon më tepër angazhim dhe vetëkritikë në raport me besimin tonë. Imam Gazaliu ka qenë njeri nga ata që me veprën e tij autobiografike "Shpëtimi nga lajthitja" u bë shembull se si besimi, para së gjithash, është pika ku marrin drejtim zemra, mendja dhe veprimtaria jonë. Vetë kriza shpirtërore që ai përjetoi na dha shembullin se: pavarësisht se koncepti ynë për jetën dhe në përgjithsi parimet tona mbi gjërat teorikisht janë të pastra, të zbatuarit e tyre në jetën praktike bëhen të ndërlikuara. Siç shkruan edhe intelektuali mysliman Tarik Ramadani, kjo bëhet e qartë nga çdokush që ua vë veshin nevojave të veta dhe atyre të huaja.

**Pas 11 vitesh vetmie, meditimi, leximi e kritike arriti në gjendje të pohonte se tashmë ai ishte i gatshëm të thërriste në shkencë, e cila s'ka për qëllim namin, por shkencë e cila e çonte atë dhe vetë shoqërinë drejt zhvillimit.**

Imam Gazaliu kishte arritur në një pikë sa synonte që e verteta të bëhej e dukshme për të, pra pertej ekuacioneve teologjike-filozofike. Pas 11 vitesh vetmie, meditimi, leximi e kritike arriti në gjendje të pohonte se tashmë ai ishte i gatshëm të thërriste në shkencë, e cila s'ka për qëllim namin, por shkencë e cila e çonte atë dhe vetë shoqërinë drejt zhvillimit. Këtë ai e nisi duke i thënë vetes se kishte ardhur koha të njihte esencën e gjërave, se duhet t'u bënte hulumtim esencës burimore nga Zoti dhe besimit që e kishte njohur nga prindërit, mësuesit, në mënyrë që të jetë më afër besimit burimor dhe më kritik ndaj besimit imitues. Por ndërkohë tek ai lindi një pyetje më e vështirë "çfarë është esenca e gjërave?" Kjo ishte periudha ku ai hedh dyshimin mbi gjithçka. Më pas konsistoi se: esenca e gjërave ishte dituria ku nuk mund të hidhej dyshim dhe se nuk mund të ekzistonte mundësia për të gabuar. Pas kësaj krize, ai i dha botës myslimane edhe një kryevepër në shkencat fetare, atë ''Ihjau ulum'd-din".

Në këtë shkrim nuk kam për qëllim të analizoj se si Imam Gazaliu arriti deri tek e Verteta, sepse një analizë e tillë kërkon të njihen më thellë filozofia, apologjetika dhe tasavufi, rrugë nepër të cilat kaloi edhe vetë Gazaliu. Ajo që duam të

vëmë në pah është krtika bërë vetes sonë. Besimi të cilin ne e marrim për të vertetë absolute sa realisht është besim në esencën Hyjnore? Më shumë sesa një besim të pastër trashendent, ne po jetojmë me një besim kohor. Nëse sot kemi mungesë dinamizmi të vizionit mbi kohën dhe hapësirën përreth, atëherë përfundojmë në një dilemë se sa gjithëpërfshirës dhe tejkohor na qenka besimi ynë?! Sa jemi në gjendje ta shohim realitetin përreth nën prizmin e besimit, cili është roli i tij në përditshmërinë dhe në vetë identitetin tonë?

Nëse besimi ynë vlen më shumë se çdo gjë për ne, duke qenë garancia e vetme e vijës natyrore, atëherë sa e sfidojmë ne shoqërinë në çështjet e botëkuptimit, etikës dhe drejtësisë shoqërore? Kur kemi parasysh se me dominimin e qytetërimit perëndimor koncep-

*Le të pyesim veten ashtu siç pyeti dhe Gazaliu ''Kur do të vihe(mi)sh në shpërndarjen e kësaj errësire dhe në zhdukjen e këtij terri, gjersa është koha e dobësirave dhe periudha e pavërtetësisë?"*

tet trashendente shkojnë duke u margjinalizuar. Kjo bëhet një sfidë e dyfishtë dhe sjell tensione të reja për myslimanët, sepse tanimë jo që duhet të merremi me ndërlikimet që lindin brenda besimit tonë, por sfidohemi nga konceptet e botës perëndimore dhe ngjarjet përreth. Qëllimi i besimit është të na shpjerë në rrugë ku vetë zhvillohemi dhe shoqëria shkon duke u iluminuar. Por, kjo kërkon që gjërat të shkojnë drejt unitetit e jo drejt ndarjes, copëtimit, çka e bën jetën më konfuze, në secilën pjesë ka pjesë të realitetit, gabohemi kur ato i shohim si realitet absolut. Kjo e ka bërë njeriun modern të aftë në një sferë të jetës, por ai mbetet i palumtur, sepse nuk po mund ta jetojë jetën si realitet të tërë, fundi i të shumtëve ishte dhe tragjik. Mendoj se krizat gazaliane s'kanë marrë fund as sot, dhe se besimtari i sotshëm duhet të jetë i vetëdijshëm për gjendjen e tij. Është domosdoshmëri e kohës t'i rilexojmë vlerat tona, te meditojmë për besimin si pjesë e pandashme e frymës sonë, të kuptojmë se jemi bërë subjekt i një mentaliteti ekonomik, i cili ka zënë vendin e një kulture vlerash e dijesh në një kulturë konsumi. Ekzistenca e njeriut vihet në pikëpyetje në mungesë të koncepteve qëmbijetojnë po aq sa vetë njeriu, gjendja e tij psikike dhe shpirtërore po ashtu janë për t'u diskutuar. Le të pyesim veten ashtu siç pyeti dhe Gazaliu ''Kur do të vihe(mi)sh në shpërndarjen e kësaj errësire dhe në zhdukjen e këtij terri, gjersa është koha e dobësirave dhe periudha e pavërtetësisë?" Se sa i duhet kohës sonë të lexuarit e Gazaliut, me pak fjalë e ka thënë intelektuali Ibrahim Kallën-i, i cili thotë se idetë dhe udhëtimi i Gazalit "kanë shumë për të ofruar për krizat dhe brengat e shoqërive myslimane në një kohë kur vizioni i tyre intelektual ka ngecur, integriteti shpirtëror është përçarë dhe krijimtaria kulturore është gërryer."



*Haki SAHITAJ*

*Prizren, 09 korrik 2017*

Ismail el Faruki & Lois Lamja el Faruki

# Përmbajtja, efekti dhe forma sulblime e Kuranit (1)

Kurani vlerësohet si një mrekulli e formës sublime që përshtatet në mënyrë absolute me një përmbajtje sublime dhe që shkakton një efekt sublim. Kjo mrekulli estetike apo letrare e Kuranit u pranua nga të gjithë muslimanët si dëshmi për autorësinë e tij hyjnore.

Kurani është një ilustrim perfekt i sublimes në formë dhe përmbajtje, që shkakton efekt sublim.

Vetë forma është e zbrazët. Megjithatë, forma ka një tendencë që ta rrisë bukurinë nëse asaj i bashkohen ide që janë vetë të bukura. Sa më fisnike përmbajtja, aq më e madhe forma; sa më vulgare përmbajtja, aq më e dobët forma. Në Arabinë paraislame, vlerat e fisnikërisë – trimëria, elokuenca, mikpritja, besnikëria dhe prejardhja – ndihmuan që të krijoheshin format më të bukura të poezisë. Por këto forma u përdorën gjithashtu për të shprehur vlerat romantike të tribalizmit dhe etnocentrizmimit, vlerat hedoniste të verës dhe kënaqësisë seksuale, apo vlerat cinike të përkohshmërisë dhe papërgjegjshmërisë. Këto forma poetike Kurani i dënoi si prostitucion të formës së bukur. (26:224- 227)

Nga ana tjetër, vetë përmbajtja është inerte. Pa formën e mirë, përmbajtja e humbet fuqinë e saj tërheqëse. Megjithëse vlera e ideve të mira nuk është kurrë zero, forma mund ta zvogëlojë atë aq sa për t'i bërë ato "të vdekura", "të rëna në vesh të shurdhër", "të çakorduara me situatën në të cilën ato ndodhin." Kur vishet me formë të mirë dhe të përshtatshme, përmbajtja shkëlqen me të gjithë madhështinë e saj të brendshme. Në të vërtetë, forma e mirë vepron në mënyrë misterioze mbi përmbajtjen duke e ngritur forcën e saj tërheqëse.

**Forma sublime pa përmbajtjen sublime, apo përmbajtja sublime pa formën sublime, shkaktojnë pak apo aspak efekt, sigurisht jo efektin që ka sublimja.**

Si rrjedhim, relacioni midis formës dhe përmbajtjes nuk është statik, por dinamik. Kur përmbajtjes i jepet forma, asnjëra nuk mbetet po ajo. Rezultati është gjithmonë një efekt më i madh, më i thellë, më prekës dhe më i qëndrueshëm. Efekti është rezultat i veprimit të kombinuar të formës me përmbajtjen. Idetë e mëdha që shprehen saktësisht në formë të bukur kanë fuqi madhështore. Arsyeja për këtë lartësim të bukurisë qëndron në faktin se ajo është një anë e transcendencës së Zotit.

Nga kjo rrjedh se efekti sublim është rezultat i përmbajtjes sublime të lidhur me formën sublime.

Si rrjedhim, ne mund të konkludojmë se sublimja nuk është kurrë sublime vetëm në formë, as vetëm në përmbajtje, as vetëm në efekt. Ajo është në të tria njëkohësisht. Forma sublime pa përmbajtjen sublime, apo përmbajtja sublime pa formën sublime, shkaktojnë pak apo aspak efekt, sigurisht jo efektin që ka sublimja.



## Natyra e sublimitetit letrar

Kurani vlerësohet si një mrekulli e formës sublime që përshtatet në mënyrë absolute me një përmbajtje sublime dhe që shkakton një efekt sublim. Kjo mrekulli estetike apo letrare e Kuranit u pranua nga të gjithë muslimanët si dëshmi për autorësinë e tij hyjnore.

Me qëllim që të pranohej dhe të vlerësohej si një mesazh nga Qielli, njerëzit të cilëve iu adresohej Kurani duhej të ishin në një nivel të tillë të zhvillimit letrar saqë ta perceptonin se ai nuk ishte vepër njerëzore.

Kurani e sfidoi krahasimin e ndonjë pjesë të tij për nga bukuria letrare.

Pa këtë fuqi sfiduese s'ka dyshim se Kurani nuk do të mund të kishte ushtruar fuqinë e tij të jashtëzakonshme, të mrekullueshme, magjepsëse, prekëse dhe mallëngjyese. Dhe pa këtë fuqi, arabët nuk do ta kishin pranuar atë si hyjnor. Rasti i pejgamberisë së Muhammedit është unik sepse ai e mbështeti vërtetësinë e pohimit të tij, vetë hyjninë e burimit të tij, në fillin e bukurisë letrare.

Në të vërtetë, Kurani i theu të gjitha normat e përsosmërisë letrare që arabët kishin njohur. Çdo ajet i tij përshtatej dhe i përmbushte normat e njohura letrare – dhe megjithatë i tejkalonte ato përtej masës. Arabët i kishin nocionet e idealeve letrare dhe ata kishin dëshmuar aktualizime pak a shumë perfekte të këtyre normave. Aktualizimi i Kuranit e tejkaloi çdo gjë që ishte njohur ndonjëherë. Kjo ishte arsyeja se përse ata e vlerësuan atë të mbinatyrshëm, apo një sfidë për t'u krahasuar me diçka që nuk mund të krahasohet kurrë. Kurani i çarmatosi plotësisht kundërshtarët e vet. Ata e pranuan origjinën e tij hyjnore dhe iu nënshtruan urdhëresave të tij.

## Sublimiteti i efektit

Arabët kishin mendim të lartë për përsosurinë e tyre letrare. Kurani e dërrmoi krenarinë e tyre. Poezitë e gjenive më të frymëzuar letrarë u zbehën përpara Kuranit madhështor. Natyrisht, ai vendosi ndalesë të përkohshme në produktivitetin e tyre letrar. Disa poetë u betuan se nuk do të kompozonin më kurrë poezi.

**Kurani ka qenë ideali absolut letrar i pasfiduar. Përpara kohës së kolonializmit, pothuaj të gjitha veprat e krijuara prej muslimanëve reflektonin karakteristikat tradicionale të Kuranit.**

Mbi të gjitha, asnjë libër nuk ka qenë ndonjëherë shkak i ndryshimit të tillë të thellë religjioz, intelektual, kulturor, moral, social, ekonomik dhe politik, në jetën e miliona njerëzve, apo të njerëzve aq të ndryshëm etnikisht, siç është Kurani.

Arabishtja kuranore u bë standard dhe normë e gjuhës arabe, sa i përket fjalorit, sintaksës, gramatikës dhe elokuencës së saj. Çdokush e shikonte atë si kriterin themelor të kompozicionit dhe përsosmërisë letrare.

Shprehjet dhe figurat e të folurit të saj, krahasimet dhe metaforat e saj, idiomat dhe artefaktet e saj, u bënë pjesë e të folurit të përditshëm, dhe ato u përdorën si xhevahire dhe zbukurime me të cilat stolisej çdo vepër letrare.

Kurani ka qenë ideali absolut letrar i pasfiduar. Përpara kohës së kolonializmit, pothuaj të gjitha veprat e krijuara prej muslimanëve reflektonin karakteristikat tradicionale të Kuranit. Këtu u përfshinë: formimi delikat i fjalëve më të mira së bashku për të përshtatur një domethënie të caktuar; ekuilibrimi apo pranëvënia e fjalëve simetrike, frazave apo domethënieve; përsëritja apo shprehja e një forme, modaliteti, apo teme një numër herësh, secila e ndryshme nga të tjerat por megjithatë që e fokusojnë vëmendjen mbi të njëjtën temë; vazhdimi jozhvillimor, pra vijimi i temave, pjesëve apo kapitujve, pa ndërlidhje organike, por me fraza apo tema standarde, që hapin dhe mbyllin secilin pasazh dhe që gjenerojnë shpejtësi në drejtim të vijimit të pafundmë; shkurtësia, përpikëria, dhe thjeshtësia, apo përdorimi i numrit më të paktë të fjalëve për të përmbledhur domethëniet më të mëdha; vendosja e secilës fjalë në vendin e saj përkatës; ndryshimi i papritur i kohës, formës së fjalimit, apo domethënies, në një tjetër kundërvënëse me të, si një mënyrë për përforcimin e të dyjave; përçimi i domethënies abstrakte nëpërmjet impresioneve që u jepen shqisave, duke e bërë kështu munguesen prezente, iluzoren reale, dhe abstrakten konkrete; qartësia e shprehjes, apo mungesa e kriptizmave [të panjohurave], e simboleve dhe e domethënieve të fshehta; dhe së fundi, bukuria e shprehjes, përshtatshmëria e saj me ngjarjen, apo përzgjedhja e shprehjeve dhe stileve që i përshtaten lexuesit/dëgjuesit, si edhe temës në diskutim.

Respektimi i të gjitha këtyre kritereve, për shkak se ato rridhnin nga Kurani dhe ilustrimi i tyre ideal synohej universalisht prej të gjithë muslimanëve.

*Përktheu nga anglishtja: M. S.*

*«The Cultural Atlas of Islam», Isma›il al Faruki and Lois Lamya al Faruki, Publisher: MacMillan Publishing, 1995.*

Adem Gyneshi

# Si ta duan fëmijët leximin e librit?

Fëmijët kur lexojnë diçka që e kuptojnë, kënaqen. Ngjarjen që do t'ia sillni, së pari shpjegojani.

## Pjesa e parë

Fëmijët janë në gjendje të dëgjojnë dhe të ndiejnë bazën e të gjitha llojeve të sjelljes. Edhe në leximin e librave kjo gjendje është e vlefshme. Që fëmija të ringjallë librin që ka lexuar dhe që është në mendjen e tij, duhet të kenë qenë një palë fjalë të cilat prekin shpirtin e tij, domethënë së pari fëmija duhet të fitojë ndjesinë dhe pastaj librat që lexon i japin kënaqësi. Për shkak të kësaj, pjesa e parë është shumë e rëndësishme, por jo e mjaftueshme.

> Me fëmijën tënd duhet të uleni qoftë edhe vetëm për dy paragrafe, reciprokisht të bëhen 10-15 minuta duke lexuar dhe kuptuar, pastaj lëreni të lirë. Le të shkojë të luajë…

## Pjesa e dytë

Pjesa e dytë duhet të bëhet me diçka praktike, kështu do ta përshkruajmë: Të kuptuarit e leximit. Fatkeqësisht mësuesit, duke i shtyre fëmijët të lexojnë shpejt dhe për një minutë të marrin disa fjalë, fëmijët duke u munduar t'i nxënë shkronjat dhe fjalët, pjesën e të kuptuarit e kapërcejnë dhe nuk mund ta arrijnë. Kurse motivi më i rëndësishëm është leximi… Ai i cili kupton rreshtat, në rreshtat e ardhshëm fiton motivin për lexim. Ndërsa shohim fëmijët që, duke gëlltitur fjalët shpejt e shpejt, përpiqen të lexojnë (kuptojnë)



diçka, por, për dy rreshtat më lart, nëse i pyesim ata, nuk do të marrim përgjigje.

## Pse ndodh e gjithë kjo?!

Për t'u përgatitur për provime! Mësimdhënësit bëjnë ushtrime të leximit të shpejtë, për 80 minuta p.sh. duhen zgjidhur 80 pyetje, diçka mungon këtu, fëmija nuk kupton… Duhet që fëmija të jetë ai që t'i kuptojë fjalitë e jo zëvendësues, është kështu në vend të, nuk është kështu, si ndodh të kuptojë? Në vend që ta kuptojë mirë pyetjen, ai i përgjigjet asaj në një mënyrë që përshtatet me mendjen e tij.

Ju e shihni se fëmija që është i suksesshëm në eksperiment, në provim (duke lexuar me supozime dhe gëlltitje) humbet, nga leximi nuk kënaqet, për këtë shkak motivi kryesor i leximit duhet të jetë: leximi me kuptim. Në leximin me kuptim është edhe leximi i ngadalshëm. Siç bën analizën e tekstit, bën edhe analizën e fjalës, të lexojë pak, por ekstrakt sikur po lexon një ritëm, sikur të lexojë në qetësi absolute. Nëse fëmija lexon dhe kupton, ndoshta edhe shpejt mund të lexojë. Leximi i shpejtë dhe kuptimi janë një vazhdimësi.

Prindërit ose mësuesit, kanë fituar mjeshtërinë e leximit tek ata të cilët lexojnë një faqe për disa sekonda. Duke shikuar leximin, fëmija nëse fiton leximin e shpejtë, por pa e fituar leximin me kuptim, në provime nuk do të jetë i saktë dhe i suksesshëm.

O bir këtë pyetje njëqind herë e kemi zgjidhur, përse nuk munde të përgjigjeshe?!

Gjatë provimit, në shqetësimin për të lexuar shpejt, fëmija nuk e kupton atë….

Me fëmijën tënd duhet të uleni qoftë edhe vetëm për dy paragrafe, reciprokisht të bëhen 10-15 minuta duke lexuar dhe kuptuar, pastaj lëreni të lirë. Le të shkojë të luajë… Pasi të kalojnë 2-3 orë.., bir pa shikoje një herë, në gazetë të faqja e sportit qenka një lajm interesant, a e lexojmë këtë së bashku? T'i thoni, dhe përsëri një paragraf në interval kohor 10-15 minuta, të bëhet analizë… Si ishte? Hë, ky futbollisti çfarë paska thënë, edhe trajneri paska bërë këtë transfer…

Në këtë mënyrë nëse fëmijës ia bëni një lexim kuptimplotë, kjo nuk do të thotë se fëmija është burgosur në një vend, kur leximi me fëmijën kalon në një gjendje të favorshme, zgjidhet edhe gjuha e të shprehurit.

## Erdhëm në pjesën e tretë…

Fëmijët kur lexojnë diçka që e kuptojnë, kënaqen. Ngjarjen që do t'ia sillni, së pari shpjegojani. Për shembull: Mund t'i shpjegoni ngjarje historike. Librin me ngjarje që më parë ia keni shpjeguar, dhurojani, fëmija do të kënaqet me lexim, me ngjarjen që ju ia keni treguar. Ai duke fituar zakonin e leximit dhe duke lexuar një njohuri që më parë e ka dëgjuar, ndien kënaqësi.

Një lexues të ri, kuptimet, rrokjet, fjalët e panjohura, fjalitë e gjata, librin, nëse vetë e lexon, do ta mërzisin dhe do ta lodhin.

## Ai nuk e kupton…

Në tregun e filmave ka libra, çka shikohet në kinema mund të merret edhe libri për të. Në këtë mënyrë fëmija do ta lexojë librin sikur është duke e parë. Pra fëmija barrierën e parë, pjesën e 'kuptimit' do ta kapë nga kinemaja, ndërsa pjesën e 'leximit' do ta gjejë në mesin e rreshtave të librit.

## Ndërsa në pjesën e katërt do të shohim:

Fëmija mund të imagjinojë, edhe nëse në memorien e tij ka intensifikim, ky fëmijë fiton thellësinë e leximit. Por, nëse ai nuk imagjinon, nuk intensifikon, nuk thellohet me mendjen e tij, ai nuk mund t'i kombinojë kuptimet, dhe andaj mërzitet.

Fakti që libri është adresuar sipas moshës së fëmijës është gjithashtu një faktor i rëndësishëm në leximin e librave. Përmbajtja bazohet në interesin dhe shpesën e fëmijës. Apeli që u kushtohet prindërve dhe që duhet të jetë njëra ndër çështjet që duhet t'i kushtojnë rëndësi është: përmbajtja sipas interesit dhe pikëpamjeve të tyre. Një nga aktivitet që do t'i mundësojë atij të përfitojë zakonin e leximit është radio teatrale apo mjete të tjera të ngjashme.

Në të kaluarën nëpër fshatra kishte oda, të moshuarit kur mblidheshin i tregonin njëri-tjetrit tregime, ngjarje të shkurtra për të kaluarën, ngjarje për pejgamberët. Ata përdorën ato për të përshkruar ngjarjet që po dëgjonin në paqe dhe qetësi, sikur të ishin të animuar. I gjithë ky animacion, dhe të shmangurit e imagjinatës së imagjinuar te mendja e fëmijës do të nxjerrë në pah një ngjarje që do të kontribuojë në lexim. Në ditët e sotshme oda fshatare nuk ka. Sot nuk vijnë 3-5 zotërinj së bashku dhe të kenë biseda të përqendruara tek fëmijët.

## Mirë, si do t'ia bëjmë?

Bëni radio teatrore, një traditë brenda shtëpisë suaj në mbrëmje, duke fikur dritat, duke u shtrirë në dysheme ose në ulëse, dhe dëgjoni tingujt që vijnë nga teatri dhe ringjalleni mendjen tuaj.

Fëmija kështu fiton aftësinë për të ndjekur dhe për t'u përqendruar mendërisht. Me këto aftësi, në kohë, do të jenë në gjendje t'i imagjinojnë librat e lexuar dhe t'i intensifikojnë në mendjet e tyre.

*Nga turqishtja: Ramize Zeqiri*

# Ministri i Jashtëm i Turqisë, z. Mevlut Çavusoglu vizitoi Bashkësinë Islame të Kosovës



Prishtinë, 19 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti në takim ministrin e Jashtëm të Turqisë, z. Mevlut Çavusoglu. Myftiu Tërnava falënderoi ministrin Çavusoglu për këtë vizitë, duke shprehur falënderimet më të sinqerta për qeverinë turke, presidentin e Turqisë z. Rexhep Tajip Erdogan dhe DIJANET-in për ndihmën e pakursyer që po japin për Kosovën dhe popullin e saj. Ai vlerësoi lart marrëdhëniet ndërmjet Kosovës dhe Turqisë. Më pas, Myftiu Tërnava njohu mysafirin me aktivitetet e BIRK-ut dhe rolin e këtij institucioni që ka për jetën fetare në vend, duke theksuar se ky institucion ka dhënë dhe po vazhdon të japë maksimumin që vendi ynë të jetë një vend i qetë dhe ku të gjithë pjesëtarët e komuniteteve fetare të jetojnë në harmoni dhe në paqe ndërmjet vete. Myftiu po ashtu përmendi edhe bashkëpunimin e ngushtë që ka me ambasadoren e Turqisë në Kosovë, znj. Kivilcim Kiliçin.

Nga ana e tij, ministri i Jashtëm i Turqisë, Melvut Çavusoglu falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi lart angazhimin e BIRK-ut dhe të Myftiut për prosperitet dhe për përmirësimin e jetës së qytetarëve. Ai premtoi se ndihma e Turqisë për popullin e Kosovës do të vazhdojë edhe më tutje dhe se bashkëpunimi ndërmjet Kosovës dhe Turqisë do të intensifikohet edhe më shumë.*(R.S.)*



# Myftiu Tërnava dhe Ministri Çavusoglu vizituan xhamitë "Sulltan Mehmet Fatih" dhe "Jashar Pasha" në Prishtinë



Prishtinë, 20 tetor 2018

Ministri i Punëve të Jashtme të Turqisë, z. Mevlut Çavusoglu, i shoqëruar nga Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, vizituan xhamitë "Sulltan Mehmet Fatih" dhe "Jashar Pasha" në Prishtinë. *(B.Z.)*



# Kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar Skënder Bruçaj vizitoi Myftiun Tërnava

Prishtinë, 31 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Komunitetit Mysliman Shqiptar Haxhi Skënder Bruçaj, i cili në emër të KKMSh-së uroi Myftiun Tërnava me rastin e zgjedhjes në krye të BIRK-ut.

Ai më këtë rast i dëshiroi Myftiut Tërnava shëndet dhe sukses duke lutur të Madhin Zot që t'i ndihmojë për realizimin e synimeve të përcaktuara si dhe për intensifikimin e bashkëpunimit të shkëlqyer që kanë dy komunitetet.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin e KMSH-së, Skënder Bruçajn për vizitën dhe shprehu gatishmërinë që BIRK-u dhe KMSh-ja edhe më të shtojnë bashkëpunimin në të mirë të popullit në mënyrë që proceset kombëtare dhe ato të administrimit fetar t'i shpiejnë përpara. *(R.S.)*



# Kryetari i Malishevës, Ragip Begaj viziton myftiun Tërnava

Prishtinë, 31 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Malishevës, Ragip Begaj., dhe kryetarin e KBI të Malishevës Xhevat ef. Kryeziun, i cili në emër të Komunës së Malishevës uroi Myftiun Tërnava me rastin e zgjedhjes në krye të BIRK-ut.

Ai më këtë rast i dëshiroi Myftiut Tërnava shëndet dhe sukses duke lutur të Madhin Zot që t'i ndihmojë për realizimin e synimeve të përcaktuara si dhe për intensifikimin e bashkëpunimit të shkëlqyer që kanë dy komunitetet. Ai poashtu shprehu bindjen se Malisheva sikurse më parë do të ketë marrëdhënie të mira me Bashkësinë Islame dhe do të punojnë bashkërisht në të mirë të qytetarëve.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin e Malishevës, Ragip Begaj, për vizitën duke lutur Zotin që bashkërisht t'i qojnë proceset përpara. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim znj. Debra Mason

Prishtinë, 3 shtator 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim drejtoreshën e qendrës për religjione dhe profesione nga Shtetet e Bashkuara të Amerikës, prof. dr. Debra L. Mason. Pasi i shprehu mirëseardhje dhe e falënderoi për vizitën, Myftiu Tërnava e njohu znj. Mason me organizimin e jetës fetare në vend, si dhe me aktivitetet e institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës. Ai theksoi rolin dhe angazhimin e Bashkësisë Islame të Kosovës që në Kosovë të mbretërojë një ambient i qetë, ku të gjitha komunitetet mund të jetojnë në paqe dhe harmoni mes vete.

Nga ana e saj, znj. Debra Mason, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe çmoi lart kontributin e Myftiut dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës që po japin për zhvillimin e jetës fetare në Kosovë.

Znj. Mason është profesoreshë emeritus në Fakultetin e Gazetarisë të Missour-it, ku ligjëron mbi njohuritë religjioze për gazetarët dhe bashkëpunon me një sërë organizatash ndërfetare në SHBA dhe në botë. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava zhvilloi takim pune me administratën dhe imamët e Këshillit të Kamenicës

Prishtinë, 11.09.2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, mbajti një takim pune me administratën dhe imamët e Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës, në kuadër të organizimit dhe ngritjes së cilësisë së punës.

Këta u pritën nga kryetari i këtij këshilli, z. Bejtullah Hashani. Pasi i dëshiroi mirëseardhje Myftiut, kryetari z. Hashani shprehu mirënjohje dhe falënderim për Myftiun Tërnava për punën e tij të palodhshme në mirëqenien e myslimanëve të Kosovës. Ai më pas e njohu me gjendjen dhe funksionimin e këtij këshilli.

Myftiu Tërnava theksoi se çdo besimtar duhet të bashkëveprojë për të qenë më afër me njerëzit, duke u informuar me mesazhin e drejtë të fesë islame. "Ne duhet të bashkëpunojmë dhe bashkëveprojmë me njëri-tjetrin, për të qenë më afër qytetarëve, duke i informuar për mesazhin e drejtë të fesë islame. Këshilli i Bashkësisë Islame i Kamenicës duhet të fillojë me centralizimin e anëtarësisë nga fillimi i vitit 2019, sepse kjo është shumë me rëndësi si për imamët ashtu edhe për qytetarët e këtij vendi, në dobi të shërbimeve të përbashkëta", tha mes të tjerash Myftiu Tërnava.

Në fund të këtij takimi, kryetari Bejtullah Hashani falënderoi Myftiun për angazhimin, punën dhe ndihmën e dhënë në ndërtimin e objektit administrativ në Kamenicë. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Mitrovicës

Prishtinë, 24 shtator 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Mitrovicës, ku u prit nga kryetari i këtij Këshilli Irfan ef. Krasniqi me bashkëpunëtorë. Kryetari Krasniqi e njohu Myftiun Tërnava me punën dhe aktivitetin e Këshillit të Mitrovicës dhe me zhvillimet lokale të jetës fetare në përgjithësi. Ai po ashtu falënderoi Myftiun Tërnava dhe Kryesinë e BIRK-ut që po i japin përkrahje të vazhdueshme Këshillit të Mitrovicës për realizimin e projekteve dhe për përmirësimin e kushteve të veprimtarisë fetare në këtë komunë.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava shprehu gatishmërinë e tij për t'i jetësuar projektet që ka Këshilli i BI-së në Mitrovicë dhe për mbështetjen e vazhdueshme të të gjitha këshillave. Në këtë vizitë, Myftiu Tërnava shoqërohej nga kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe shefi i kabinetit të Myftiut Besim ef. Mehmeti.



# U hap zyrtarisht paralelja e vajzave në Medresenë e Mesme Alauddin dega në Gjilan

Prishtinë, 29 shtator 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava mori pjesë në hapjen solemne të paraleles së vajzave në Medresenë e Mesme "Alauddin" dega në Gjilan. Në këtë eveniment mori pjesë edhe mr. Jakup Çunaku, drejtor i medresesë " Alauddin" në Prishtinë, Sabri ef. Bajgora kryeimam i Republikës së Kosovës, dr. Qazim Qazimi dhe kryetarët e këshillave të Gjilanit, Kamenicës dhe të Vitisë.

Ndërkaq, në fjalën e tij përshëndetëse Myftiu Tërnava elaboroi një histori të hapjes së paraleleve të vajzave në medresetë e Prizrenit dhe të Prishtinës, mu në kohën e viteve të 90 –ta kur pushtuesi serb kishte mbyllur Universitetin dhe të gjitha shkollat e mesme në Kosovë, BIRK-u ishte vizionar dhe ne shikonim vetëm para. "Edhe pse atëbotë nuk kemi pasur kurrfarë kushtesh apo, thënë ndryshe, kemi filluar në kushte shumë të vështira dhe ja sot kemi mbi 1mijë e 100 vajza të diplomuara në medresetë e përmendura.

Andaj uroj të gjithë për hapjen e paraleles së nxënëseve – medresisteve dhe kjo medrese me të tjerat të vazhdojnë të edukojnë brezin e vajzave tona deri në Kiamet, theksoi në fjalën e tij Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava.

Në fjalën e tij, koordinatori i medresesë së këtushme (paraleles së ndarë) mr. Arben Neziri theksoi se ishte kjo nevojë e kahershme e hapjes së kësaj paraleleje, ishte imperativ i parë, ngase ne jemi të etur për arsimim, dituri dhe edukatë që mbështetjen e ka në Kuranin famëlartë. Andaj është kjo një e ar-

ritur e të gjithë neve në edukimin dhe arsimimin e femrës, në dituri, sjellje, sepse edukimi është një fuqi e pashtershme me çka e ruajmë dhe e kultivojmë identitetin tonë, shpirtin dhe moralin tonë.

Ndërkaq, drejtori i përgjithshëm i MM Alauddin mr. Jakup Çunaku, pasi përshëndeti të pranishmit, uroi që kjo gjeneratë e parë e vajzave të paraleles së ndarë të medresesë në Gjilan ( e cila do të hyjë në histori) të jetë e suksesshme dhe të jetë shembull për të mirë. Jemi këtu që si institucion arsimor edhe si medrese edhe si Bashkësi Islame që t'u ofrojmë mundësi bijave tona që të arsimohen dhe të edukohen në frymën islame. Të hapet një paralele e tillë e të edukohet e arsimohet një vajzë është sikurse të hapen mbi 70 shkolla.

Në fund, për kontributin e dhënë në këtë drejtim, për paralelen e ndarë në Gjilan, Myftiut Tërnava iu dorëzua një mirënjohje nga koordinatori mr. Arben Neziri. *(R.S.)*




## Myftiu Tërnava mori pjesë në vënien e gurthemelit të fshatit social në Gjilan

Prishtinë, 29 shtator 2019

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu, Naim Tërnava, mori pjesë në vënien e gurthemelit të fshatit social në Gjilan, të cilin po e ndërton shoqata "Ringjallja e Trashëgimisë Islame" nga Kuvajti, në bashkëpunim me shoqatën kosovare "Qëndresa". Në këtë eveniment mori pjesë edhe ambasadori i Kuvajtit z. Fejaz Al Jaseem-i, kryetari i Gjilanit Lutfi Haziri, drejtori i Komitetit për Ballkan, Europë dhe Amerikë, Mahmud Najadi dhe mysafirë të tjerë.

Myftiu Tërnava duke uruar për këtë projekt luti Zotin që ta bëjë të mundur që të ketë edhe projekte të tjera nga shtetet mike të Kosovës. Ai ka theksuar se Bashkësia e Islame e Kosovës vazhdimisht interesohet dhe e ndien si obligim që të ndihmojë popullin e Kosovës, si dhe po angazhohet shumë për sjelljen e donacioneve dhe për forcimin e urave të bashkëpunimit me miqtë tanë. "Këto shtete mike e përkrahën Kosovën edhe gjatë luftës edhe pas luftës përmes këtyre projekteve të natyrave të ndryshme. Ju faleminderit ambasador për mbështetjen kaq të madhe për Kosovën!",- tha Myftiu Tërnava.

Ambasadori i Kuvajtit, Fajaz Mishari al Jassim-i, konfirmoi se shteti i tij do t'i përkrahë edhe projektet e tjera që janë jetike për qytetarët."Kjo ngjarje e përfaqëson fytyrën e humanizmit të shtetit të Kuvajtit. Ndihem i lumtur që po e fillojmë gurthemelin e konviktit të jetimëve dhe të të moshuarve në Gjilan. Ky është projekt infrastrukturor me shumë rëndësi dhe kjo ne na bën shumë krenarë dhe është argument për bashkëpunimin mes Kuvajtit dhe Kosovës. Shteti i Kuvajtit do t'i përkrahë të gjitha projektet që janë në dobi të qytetarëve në bashkëpunim me qeverinë e Kosovës dhe Bashkësinë Islame",- u shpreh ambasadori i Kuvajtit.

Në fjalën e tij, kryetari i Gjilanit Lutfi Haziri tha: "Falënderoj Zo-

tin që sot na ka bërë bashkë me përfaqësuesit e shtetit mik, me njerëzit e vullnetit të mirë, për të ndihmuar ata që s'kanë mundësi, siç janë fëmijët pa përkujdesje, që ta ndërtojnë fshatin e tyre dhe ta realizojnë këtë ëndërr të madhe. Ky është objekti i tretë që po ndërtohet në kuadër të kompleksit prej 10 objekteve, me krejt infrastrukturën për rehabilitim, shkollim, pushim, rekreacion, shkollim dhe për lutje. Ky është projekt unik jo vetëm në Kosovë, por edhe në Ballkan. Faleminderit shumë shtetit mik për mbështetjen kaq të madhe për qytetarët e Gjilanit!". *(R.S.)*



## Myftiu Tërnava mori pjesë në ceremoninë e fillimit të vitit të ri akademik në Fakultetin e Studimeve Islame

Prishtinë, 2 tetor 2018

Kryetari i BIK-ut, Myftiu, Naim Tërnava, mori pjesë në ceremoninë e fillimit të vitit të ri akademik 2018/19, e cila u mbajt në Fakultetin e Studimeve Islame, organizuar nga dekani i këtij fakulteti, prof. dr. Fahrush Rexhepi. Në këtë ceremoni përpos stafit akademik dhe studentëve mori pjesë edhe zëvendësministri i Arsimit, z. Heset Sahiti së bashku me këshilltarin e ministrit Bytyqi, z. Shkodran Imeraj. Në fjalën e tij, dekani Rexhepi duke i përshëndetur studentët dhe stafin pedagogjik uroi për një vit të mbarë dhe të suksesshëm dhe theksoi faktin se FSI-ja ofron kushte mjaft të përshtatshme për zhvillimin e mirëfilltë të procesit arsimor. "FSI-ja ofron staf të kualifikuar dhe kompetent, literaturë bashkëkohore e profesionale, si dhe program mësimor bashkëkohor, i cili përmbush nevojat e studentëve dhe të besimtarëve të trojeve tona. Begatitë dhe vlerat e diturisë në formë përmbledhëse mund t'i kuptojmë edhe përmes hadítheve të Muhamedit a.s. i cili ka thënë: "Kush niset për në rrugë duke kërkuar dije, Allahu do t'i lehtësojë rrugën për në xhenet",- tha veç të tjerash dekani Rexhepi. Me një fjalë rasti studentëve iu drejtua edhe kryetari i BIK-ut, Myftiu Naim Tërnava, i



cili edhe një herë e theksoi përkrahjen e BIK-ut për studentët e këtij fakulteti.

Ai ka kërkuar nga studentët që të jenë vigjilentë dhe të gatshëm që t'i plotësojnë nevojat e vendit me kuadrot prej këtij fakulteti dhe mos të kemi nevojë që të indoktrinohet rinia jonë, ka pasur tentativa që te ky popull të depërtojnë ide që nuk përkojnë me Islamin, nga njerëz që punojnë për interesa të ndryshme parciale, klanore apo çfarëdo qofshin ato. Myftiu Tërnava kërkoi nga studentët studime të mirëfillta, të dëgjojnë ligjëratat që i marrin nga profesorët dhe që ato t'i praktikojnë duke lënë anash idetë e huaja që janë të rrezikshme dhe që nuk janë tonat. "Duhet t'i luftojmë ato ide të mbrapshta dhe duhet të bëjmë kujdesin të mos depërtojnë te ne, duhet ta dini mirë se në krye të atyre që bartin barrën e Islamit te ne janë këta profesorë që ju mësojnë dhe autoritetet e tjera që punojnë në institucionet e BIRK-ut",- theksoi Myftiu Tërnava

Një fjalë rasti mbajti edhe zv/ministri i Arsimit, z. Heset Sahiti, i cili, nga a e tij, shprehu edhe një herë gatishmërinë e Ministrisë së Arsimit që të jenë së bashku në çdo bashkëpunim që kërkohet me Fakultetin e Studimeve Islame. "Kam nderin të jem sot këtu së bashku me ju, ndaj më lejoni që në emër të ministrit Bytyqi dhe në emër të Ministrisë së Arsimit t'ju uroj për fillimin e mbarë të vitit akademik, sidomos me urim të veçantë t'u drejtohem studentëve të rinj. Unë kam një mesazh për ju studentë të dashur, ju dhe Bashkësia Islame jeni gjithnjë së bashku me popullin dhe për popullin, ndaj ju porosis që gjithnjë të kontribuoni në frymën kombëtare dhe në frymën e interesave të shtetit tonë, pra të Republikës së Kosovës"- tha ndër të tjerash zv/ministri Sahiti. *(R.S.)*

## Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë

Prishtinë, 10 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava ka pritur në takim një delegacion nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë, të prirë nga Adnan Ertem, i cili shoqërohej nga Hurata Ali, Sengul Koncagul dhe madhe që ka dhënën Republika e Turqisë për popullin e Kosovës, si dhe për ndihmën e ofruar për integrimin e Kosovës në mekanizmat rajonalë dhe ata ndërkombëtarë. Myftiu Tërnava po ashtu falënderoi Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë për ndihmën hur falënderime për mikpritjen nga Myftiu Tërnava dhe theksuan se edhe më tutje do të jenë në ndihmë të BIRK-ut për projektet e ardhshme. Bashkëpunimi i Bashkësisë Islame të Kosovës me Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë ka shënuar rritje në disa fusha të rëndë-



Keriman Dursun.

Myftiu Tërnava e njohu delegacionin me zhvillimet dhe organizimin e jetës fetare në vend. Ai çmoi kontributin dhe ndihmën e që kanë dhënë për ngritjen e infrastrukturës së BIRK-ut, sidomos në restaurimin e monumenteve dhe trashëgimisë kulturo-historike.

Mysafirët nga Turqia kanë shpre- sishme, me theks të veçantë në fushën e restaurimeve të monumenteve të trashëgimisë, si dhe të ndihmave sociale. Delegacioni ka vizituar Gjakovën dhe Prizrenin. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava vizitoi objektet e trashëgimisë kulturore që po restaurohen në Gjakovë

Prishtinë, 10 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava dhe delegacioni nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve nga Turqia, të prirë nga drejtori gjeneral Adnan Ertemi, vizituan Gjakovën. Gjatë qëndrimit në Gjakovë, ata bashkë me Kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës Ahmet ef. Hoxha dhe imamë të tjerë vizituan objektet të cilat janë duke u restauruar nga Drejtoria e Vakëfeve e Turqisë – Medresenë e Vogël, Xhaminë e Mahmut Pashës, Xhaminë e Sefës, Xhaminë e Kusarëve, Xhaminë e Lagjes Mulla Jusuf si dhe bibliotekën e Xhamisë së Hadumit.

Myftiu Tërnava dhe drejtori i përgjithshëm i Vakëfeve të Turqisë Ertem-i u ndanë të kënaqur me ecurinë e punëve në këto objekte të trashëgimisë kulturore. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava dhe delegacioni nga Turqia u pritën nga kryetari i Gjakovës, z. Ardian Gjini

Prishtinë, 10 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava dhe delegacioni nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë, i kryesuar nga Adnan Ertem u pritën nga kryetari i Gjakovës, z. Ardian Gjini.

Kryetari Gjini falënderoi Myftiun Tërnava dhe delegacionin nga Turqia për vizitën dhe shprehu se ka një bashkëpunim shumë të mirë me BIRK-un. Ai më tutje shprehu mirënjohjen e thellë për Turqinë dhe popullin e saj për ndihmën dhënë Kosovës, ndërsa vlerësoi lart kujdesin dhe investimin e Drejtorisë së Vakëfeve të Turqisë në restaurimin e objekteve të trashëgimisë kulturore në Gjakovë.

Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Gjini për pritjen dhe theksoi gatishmërinë e BIRK-ut, që së bashku me Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë të bëjnë restaurimin e objekteve të trashëgimisë kulturore. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava dhe delegacioni nga Turqia u pritën në vizitë nga kryetari i Pejës, z. Gazmend Muhaxheri

Prishtinë, 11 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava dhe delegacioni nga Truqia, i kryesuar nga Adnan Ertemi u pritën në vizitë nga kryetari i Pejës z. Gazmend Muhaxheri.

Kryetari Muhaxheri i falënderoi mysafirët për vizitën dhe shprehu se ndihet i nderuar për investimet që po bën Turqia në Kosovë. Ai përmendi gjithashtu edhe bashkëpunimin dhe koordinimin mjaft të mirë që ka me Bashkësinë Islame të Kosovës.

Myftiu Tërnava theksoi se me angazhimin dhe ndërmjetësimin e BIRK-ut janë realizuar shumë projekte në restaurimin e objekteve historike dhe kulturore me miqtë turq, në veçanti me Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve nga Turqia. *(R.S.)*



# Kryetari i Mamushës Abdulhadi Krasniqi priti në takim Myftiun Tërnava dhe delegacionin nga Turqia

Prishtinë, 11 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava dhe delegacioni nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë në krye me drejtorin e përgjithshëm Adnan Ertem, u pritën nga kryetari i Mamushës Abdulhadi Krasniq-i. Në këtë takim, kryetari i Mamushës Abdulhadi Krasniq-i, theksoi se ka një bashkëpunim shumë të mirë me BIRK-un dhe falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin dhe ndërmjetësimin për realizimin e projekteve me Drejtorinë e Vakëfeve nga Turqia.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava po ashtu falënderoi kryetarin Abdulhadi Krasniq-i për mikpritjen dhe theksoi se BIRK-u vazhdimisht do të angazhohet që të jetë në shërbim të qytetarëve, për përmirësimin e jetës fetare dhe për restaurimin e monumenteve të trashëgimisë kulturore.

Më pas, u zhvilluan inspektime në punët që janë duke u kryer në xhami si dhe në aneksin e kësaj xhamie që ndodhet afër godinës së Komunës. *(R.S.)*



# U promovua libri "Histori e qytetërimit islam" i autorit prof. dr. Qazim Qazimi

Prishtinë, 16 tetor 2018

Nën organizimin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në sallën e konferencave të Fakultetit të Studimeve Islame, u promovua libri "Histori e qytetërimit islam" i autorit prof. dr. Qazim Qazimi.

Në këtë promovim morën pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, dr. Ajni Sinani, dekani i Fakultetit të Studimeve Islame, prof. dr. Fahrush Rexhepi, përfaqësues nga kolegji "Bedër" nga Shqipëria, profesorë, studiues, dashamirë të librit e të kulturës, si dhe shumë të ftuar të tjerë.

Në fjalën e tij përshëndetëse, Myftiu Tërnava përgëzoi autorin e librit, prof. dr. Qazim Qazimin për botimin e këtij libri, duke theksuar se kjo vepër është një begati e madhe, e cila do të shërbejë në të mirë të mësimit rreth qytetërimeve në përgjithësi, e në veçanti për qytetërimin islam. "Allahu në Kuran betohet dhe thotë: "Nun, betohem në lapsin dhe në atë që ata shkruajnë". Për më tepër edhe fjala e parë e zbritur në Kuranin fisnik është: "Lexo, studio, mëso me emrin e Zotit". Andaj duke u nisur nga këto porosi hyjnore, myslimanët, fjalës së shkruar i kanë kushtuar vend meritor përgjatë gjithë historisë së tyre. Falë zbulimeve të dijetarëve që i hodhën të përmbledhura në faqet e librave, sot bota mbarë dhe njerëzimi njeh këtë zhvillim, këto arritje që ne sot i gëzojmë, po ashtu përmes shkrimeve ne sot njohim një pjesë të mirë nga e kaluara e njerëzimit, njohim kulturat dhe qytetërimet e hershme, me një fjalë, njohim të kaluarën historike të popujve, në mënyrë që të projektojmë sa më mirë të ardhmen tonë", tha mes të tjerash Myftiu Tërnava.

Duke folur për rëndësinë e librit "Histori e qytetërimit islam", Myftiu Tërnava tha se ky libër për lexuesin tonë ka një rëndësi të veçantë, ngase është ndër librat e paktë në gjuhën shqipe, i cili në mënyrë të thukët, kronologjike dhe përmbajtësore, sjell njohuri për kulturën dhe qytetërimin islam, që nga zanafilla e tij e deri në ditët e sotme, përfshirë këtu pashmangshëm edhe qytetërimin shqiptar me elementet islame dhe kontributin e shqiptarëve dhënë qytetërimit islam në veçanti dhe atij botëror në përgjithësi.

"E veçanta e këtij libri përveç të arriturave të tjera, qëndron edhe në faktin se profesor Qazimi arriti që të na japë një kornizë me vijat kryesore, me etapat, periudhat, karakteristikat dhe përfaqësuesit kryesorë të qytetërimit, ndaj ata që tani e tutje do të shkruajnë në gjuhën shqipe për historinë dhe qytetërimin islam do të kenë një bazë të mirë për t'u mbështetur në veprën e profesor Qazimit. Një vepër si kjo i ka munguar lexuesit shqiptar, u ka munguar bibliotekave tona, u ka munguar studiuesve dhe studentëve tanë, andaj me bindje të plotë themi se kemi përmbushur një boshllëk me botimin e kësaj vepre. Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka mirëpritur përgatitjen e këtij libri



nga profesori i nderuar dhe me kënaqësinë më të madhe ka vendosur që ta botojë atë, për ta vënë në dispozicion për të gjithë ata që interesohen për këtë fushë. Më lejoni që, krejt në fund, ta uroj dhe ta përgëzoj profesor Qazim Qazimin për punën që ka bërë në përgatitjen e kësaj vepre dhe t'i uroj profesorit shëndet dhe kontribute të tjera në fushën e fjalës së shkruar", përfundoi fjalën përshëndetëse Myftiu Tërnava. Drejtori për Shtyp dhe Veprimtari Botuese, njëherësh kryeredaktori i shtëpisë botuese "Dituria Islame", z. Ahmet Sadriu foli për veprimtarinë e kësaj shtëpie botuese, duke potencuar mes të tjerash se deri më tani janë botuar mbi 200 tituj nga fusha të ndryshme fetare, si nga jurisprudenca, historia dhe qytetërimi islam, tefsiri, hadithi dhe fusha të tjera. Krahas këtyre librave kemi botuar edhe një sërë monografish dhe botimesh të veçanta me vlerë për histografinë, kulturën, gjuhësinë dhe letërsinë shqipe. Drejtori Sadriu falënderoi Myftiun Tërnava për mbështetjen e vazhdueshme që po jep për botimin e librave fetarë e shkencorë, duke u zotuar se edhe në të ardhmen do të botojnë vepra të këtilla në interes të fesë dhe shkencës. Rreth veprës "Histori e qytetërimit islam" referuan prof. dr. Hysen Matoshi dhe dr. Sadik Mehmeti. Prof. Hysen Matoshi çmoi lart këtë vepër, duke vënë në pah vlerën shkencore dhe fetare që ka, si dhe për vendin e merituar që zë kjo vepër në kuadër të veprave historike dhe të qytetërimit islam. "Marrë në përgjithësi sinteza "Histori e qytetërimit islam" është një shenjë e pjekurisë së islamologjisë dhe kulturës shqiptare, ajo është një dëshmi se dijet tona në sferën e identitetit kanë kapërcyer konceptin e kapaciteteve tona të përkufizuara vetëm në një funksion marrës të dijeve të të tjerëve. Autorësia e një vepre të tillë, e cila vjen si produkt i një studiuesi me përvojë të gjatë profesionale e intelektuale, është një shenjë trimëruese, që tregon se po hapërojmë drejt horizonteve të reja të dijes globale", tha mes të tjerash prof. Hysen Matoshi.




Ndërkaq, dr. Sadik Mehmeti në fjalën e tij mes të tjerash theksoi se vepra "Histori e qytetërimit islam" e autorit Qazim Qazimi, jo vetëm që duhet të përfshihet në kurrikulat e fakulteteve tona islame, por ajo do t'i shërbejë edhe publikut të gjerë dhe kulturës në përgjithësi. "Ky botim është shkruar në gjuhën e pastër shqipe, thjesht dhe qartë, i lexueshëm nga kushdo, andaj mund të themi se ky botim është i përshtatshëm për periudhën kohore në të cilën po jetojmë", tha në fjalën e tij prof. Mehmeti.

Krejt në fund, autori prof. dr. Qazim Qazimi falënderoi të gjithë pjesëmarrësit, e në veçanti Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, me Myftiun Tërnava në krye për botimin e kësaj vepre, duke premtuar se, me lejen e Zotit, do të japë kontribut shkencor edhe në të ardhmen.

## Myftiu Tërnava në mesin e 500 personaliteteve myslimane më me ndikim në botë për vitin 2019

Myftiu Tërnava renditet në mesin e 500 personaliteteve myslimane më me ndikim në botë për vitin 2019. Kjo renditje erdhi në përvjetorin e dhjetë të botimit të librit "500 personalitetet myslimane më me ndikim në botë".




Myftiu Tërnava renditet në seksionin "Administrim i çështjeve fetare". Në arsyen e përzgjedhjes së Myftiut Tërnava përmendet fakti se ai është një figurë kryesore fetare në përpjekjet e popullsisë myslimane të vendit për të tejkaluar tmerrin e luftës. Ai gjithashtu përmendet edhe si një nismëtar për krijimin e Këshillit Organizativ Ndërfetar të Kosovës. *(R.S)*

# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadoren e Turqisë Kivilcim Kiliç

Prishtinë, 18 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim ambasadoren e Republikës së Turqisë në Kosovë znj. Kivilcim Kiliç. Myftiu Tërnava falënderoi ambasadoren Kiliç për mbështetjen e madhe që po jep shteti i Turqisë në Kosovë, duke veçuar kontributin e fundit të Drejtorisë së Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë, të cilët po restaurojnë një sërë objektesh të trashëgimisë kulturore në Kosovë. Ai po ashtu tha se BIRK-u ka një bashkëpunim shumë të mirë me DIJANET-in, si dhe vlerësoi lart marrëdhëniet ndërmjet Kosovës dhe Turqisë.



Nga ana e saj, ambasadorja Kiliç falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe premtoi se ndihma e Turqisë për popullin e Kosovës do të vazhdojë edhe më tutje, dhe se bashkëpunimi ndërmjet Kosovës dhe Turqisë do të intensifikohet edhe më shumë në realizimin e projekteve në të mirë të qytetarëve të Kosovës. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava priti në takim ministrin e Zhvillimit Rajonal, z. Rasim Demirin

Prishtinë, 19 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovë, Myftiu Naim Tërnava pritinë takim ministrin e Zhvillimit Rajonal, z. Rasim Demirin. Myftiu Tërnava falënderoi ministrin Demiri për vizitën dhe theksoi se bashkëpunimi ndërinstitucional mes BIRK-ut dhe Qeverisë së Kosovës është mjaft i mirë, sidomos potencoi bashkëpunimin e mirë që ka me Ministrinë e Zhvillimit Rajonal. Ai po ashtu theksoi mundësinë e bashkëpunimit të mëtejshëm me këtë Ministri në të mirë të qytetarëve të Kosovës.



Nga ana e tij, ministri i Zhvillimit Rajonal, z. Rasim Demiri falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen, duke theksuar bashkëpunimin e mirë që ka me Myftiun dhe me institucionin e BIRK-ut. Ai nënvizoi se do të angazhohet që të punojë edhe më tutje që qytetarët e vendit të kenë një jetë sa më të mirë dhe që të kemi një vend të qetë dhe me një klimë tolerante, në harmoni mes komuniteteve që jetojë në Kosovë, ashtu siç e ka dëshmuar me shekuj vendi ynë. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava priti një delegacion nga Katari

Prishtinë, 23 tetor 2018

Kryetari i BIRK-ut, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim një delegacion nga Katari, në përbërje nga drejtori i përgjithshëm i Organit Rregullativ të Veprimtarisë Bamirëse, z. Ibrahim Abdullah Duhejmi, drejtori ekzekutiv i "Qatar Charity", z. Yousuf bin Ahmed el Kuvari dhe i ngarkuari me punë në Ambasadën e Katarit në Tiranë, z. Hashim Ibrahim Ali al Sade.

Myftiu Tërnava fillimisht falënderoi mysafirët nga Katari për vizitën, më pas shprehu falënderimet më të veçanta për shtetin dhe popullin e Katarit, të cilët në vazhdimësi kanë ndihmuar Kosovën si në periudhën para luftës ashtu edhe në atë pas saj. Ai më pas i njohu mysafirët me funksionimit e BIRK-ut, si dhe për rolin e këtij institucioni në mbarëvajtjen e jetës fetare në Kosovë.

Nga ana e tij, z. Ibrahim Abdullah Duhejmi falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe e përgëzoi atë për punën që po bëjnë institucionet e BIRK-ut për jetën fetare në vend. Ai po ashtu premtoi se Katari do të angazhohet që të ndihmojë Kosovën edhe më për t'u integruar në mekanizmat ndërkombëtarë. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim trajnuesin e organizatës "Ringjallja e Trashëgimisë Islame", z. Ahmet Hafidh-in

Prishtinë, 26 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti në takim trajnuesin-përfaqësuesin e organizatës "Ringjallja e Trashëgimisë Islame" nga Kuvajti, z. Ahmet Hafidh-in. Myftiu Tërnava falënderoi mysafirin për kontributin e dhënë dhe shprehu edhe falënderimet e veçanta për qeverinë dhe popullin e Kuvajtit për ndihmën dhënë Kosovës.



Ahmet Hafidhi falënderoi Myftiun për pritjen dhe tha se ky trajnim është tejet me rëndësi për brezat e rinj, pasi që është një sistem i ri mësimor i përshtatshëm për mësimin e gjuhës arabe dhe të texhvidit. Ahmet HafidhI mbajti trajnim me imamë rreth librit "Lexo dhe avanco" nëpër qendra të ndryshme të Kosovës. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në tryezën e rrumbullakët "Bashkë kundër dhunës" që u organizua në Mitrovicë

Prishtinë, 30 tetor 2018

Organizuar nga Drejtoria Rajonale e Policisë në Mitrovicën e Jugut, sot në Qendrën e Kulturës "Rexhep Mitrovica" në Mitrovicë, u mbajt tryeza e rrumbullakët "Bashkë kundër dhunës". Në këtë tryezë mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i cili para të pranishmëve në fjalën e tij, nënvizoi se në islam, trajtimi i gruas është tregues i nderit dhe vlerave të mashkullit. "Pejgamberi Muhamedi a.s. ka thënë: "Më i miri prej jush është ai që kujdeset më së miri për familjen e tij. Unë jam më i miri prej jush sepse kujdesem më së miri për familje time." Kjo mirësjellje qe shndërruar edhe si moto e shoqërisë myslimane. Një nga gjeneratat e para ka thënë: "Djemtë janë mirësi, për të cilët japim përgjegjësi. Vajzat janë vepra të mira, për edukimin e së cilave Zoti na shpërblen."

Ai më tej theksoi se ky respekt nuk është për t'u çuditur, ngase kemi parasysh faktin se femra është personi që duhet respektuar më shumë se mashkulli. Si shembull do të doja ta merrja nënën e cila meriton trefishin e respektit të babait. Së këndejmi, Islami ndalon dhunën ndaj femrës, qoftë kjo dhunë psikike, duke e akuzuar në nderin dhe moralin e saj ose duke e fyer dhe ofenduar. Se dhuna nuk është islame, tregon edhe praktika e Pejgamberit a.s.

Duke përmbyllur fjalën e tij, Myftiu Tërnava veçoi se, duke u nisur nga parimet fisnike kuranore dhe profetike, si dhe nga detyrimet tona të përbashkëta shoqërore, ne si institucion do t'i përgjigjemi çfarëdo nisme institucionale që merret me avancimin e mirëfilltë të të drejtave të femrës. Ne do t'i vëmë në shërbim të gjithë mekanizmat që kemi, kuadrot dhe infrastrukturën, që bashkërisht ta ngremë pozitën e femrës shqiptare në vendin që ajo e meriton.

Gjatë kësaj tryeze u diskutuan praktikat e bashkëpunimit me qëllim të identifikimit, raportimit, parandalimit dhe trajtimit të kësaj dukurie negative, e cila fatkeqësisht është e shtrirë në çdo shtresë të shoqërisë. *(R.S.)*



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame"

Prishtinë, 31 tetor 2018

Sot, u mbajt mbledhja e radhës e redaksisë së revistës "Dituria islame". Mbledhjen e hapi kryeredaktori, dr. Ajni Sinani, i cili foli mbi ecurinë e punës, duke falënderuar dhe çmuar kontributin dhe angazhimin që po japin anëtarët e redaksisë që kjo revistë të dalë sa më cilësore dhe të arrijë me kohë në duart e lexuesve.



Në këtë mbledhje u diskutuan numrat 332 dhe 333-4, e po ashtu u dhanë edhe shumë mendime e propozime që pritet ta begatojnë edhe më shumë këtë revistë.

# Myftiu Tërnava mori pjesë në pritjen solemne me rastin e 95 vjetorit të Ditës së Republikës së Turqisë

Prishtinë, 29 tetor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava mori pjesë në pritjen solemne, e cila u organizua nga Ambasada e Turqisë në Prishtinë, me rastin e 95 vjetorit të Ditës së Republikës së Turqisë.

Në këtë solemnitet morën pjesë krerët më të lartë të shtetit, si kryeministri i Kosovës, Ramush Haradinaj, zv/kryeministri Enver Hoxhaj, ministri i Forcës së Sigurisë, Rrustem Berisha, ministri i Zhvillimit Rajonal, Rasim Demiri, komandanti i Forcës së Sigurisë së Kosovës, Rrahman Rama, drejtori i Agjencisë Kosovare të Inteligjencës, Shpend Maxhuni, deputetë të partive politike, përfaqësues të misioneve diplomatike në Prishtinë, përfaqësues të institucioneve turke në Kosovë, përfaqësues të KFOR-it, si dhe zyrtarë të tjerë të lartë.

Ambasadorja e Turqisë në Kosovë, znj. Kivilicim Kiliç, në fjalën e saj, mes tjerash tha se forca kryesore për themelimin e Republikës sonë ishte uniteti, integriteti dhe solidariteti i kombit tonë. "Republika e Turqisë sot është bërë një burim shprese për të gjitha komunitetet dhe për të gjithë ata të cilët janë në situata të vështira në rajonin tonë dhe në të gjithë botën. Kombi ynë ka ruajtur pozicionin e tij të drejtë kundër sprovave të sotme me të njëjtin unitet dhe integritet", tha ndër të tjerash ambasadorja Kiliç.

Myftiu Tërnava uroi ambasadoren Kiliç, si dhe popullin vëlla turk për këtë përvjetor, duke lutur Zotin që marrëdhëniet me Turqinë të vazhdojnë edhe më tej në të mirë të përbashkët për të gjithë.

Me këtë rast, para të pranishmëve u lexua edhe mesazhi i dërguar nga presidenti i Turqisë, Rexhep Tajip Erdogan, me rastin e Ditës së Republikës. *(R.S.)*



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Edukata islame"

Prishtinë, 31 tetor 2018

Me pjesëmarrjen e kryeredaktorit, prof. Sabri Bajgora dhe anëtarëve të tjerë të redaksisë, sot u mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Edukata islame".

Kryeredaktori Sabri Bajgora para anëtarëve të redaksisë foli mbi ecurinë e punës, duke çmuar lart angazhimin dhe kontributin e anëtarëve të kësaj redaksie.

Kjo ishte mbledhja e parë në këtë përbërje.

Ky numër sjell një sërë temash të ndryshme, me interes për lesuesin. *(R.S.)*



# Prof.asoc.dr. Fahrush Rexhepi rizgjedhet dekan i FSI-së



Gjatë muajit tetor në Fakultetin e Studimeve Islame u mbajt procesi i rregullt zgjedhor për zgjedhjen e organeve drejtuese të FSI-së. Pas zhvillimit të një procesi zgjedhor transparent stafi mesimdhënës me vota të fshehta zgjodhi Këshillin Mësimor Sheknсor të FSI-së. Këshilli Mësimor Shkencor ka marrë vendim për shpalljen e konkursit për pozitën e dekanit me c'rast kan konkuruar 4 kandidat. Pas shqyrtimit te dokumentacionit të kandidatëve, KMSH me shumicë votash i propozoi Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës që për dekan të emëroj për mandatin e ardhshëm 4-vjeçar prof. asoc.dr. Fahrush Rexhepi.

Pas rizgjedhjes së dekanit me propozimin e tij Këshilli Mësimor Shkencor ka zgjedhur për pordekan prof.ass.Zija Abdullahu.

## Biografi e shkurtër

Fahrush Rexhepi u lind më 2 maj 1960 në Sllatinë të Epërme, Komuna e Vitisë. Shkollën fillore e ka kryer në vendlindje, ndërsa Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë. Ka diplomuar më 1986 në Degën e Historisë në Universitetin e Bagdadit.

Më 2001, në Universitetin e Prishtinës, e ka mbrojtur temën e magjistraturës. Ndërkaq, më 2009, ka përfunduar studimet e doktoraturës po në Universitetin e Prishtinës.

Në periudhën 1995-2011 ka qenë mësimdhënës në paralelen e ndarë të Medresesë së Mesme "Alaudin" në Gjilan, ndwrsa gjatë viteve 1997-2011, ishte koordinator i kësaj paraleleje.

Në Fakultetin e Studimeve Islame është angazhuar si mësimdhënës që nga viti akademik 1995-1996. Nga viti 2010 deri në vitin 2016 ka ligjeruar edhe në Universitetin AAB, në Fakultetin e Shkencave Sociale.

Fahrush Rexhepi është autor i mëse 100 publikimeve dhe kumtesave të paraqitura në aktivitete shkencore, të organizuara në vend dhe jashtë vendi, përfshirë këtu edhe publikime në revista ndërkombëtare.

Krahas punës në mësimdhënie, Fahrush Rexhepi ka kryer edhe shumë detyra në kuadër të strukturës organizative të Bashkësisë Islame të Kosovës. Në dy mandate ishte anëtar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, ndërsa në periudhën 2003-2013 anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.

Gjatë periudhës së rezistencës kombëtare para dhe pas luftës së fundit në Kosovë, ka pasur edhe angazhime me rëndësi të përgjithshme shoqërore.

| AUTOR: AGIM GASHI | E THJESHTË | LARA-LARA | VENDI ME HIJE KU KALOJNË VAPËN BAGËTIA | FSHAT AFËR FUSHË-KOSOVËS | 2002 (ROMAK) | INTERN. MANGANESE INSTITUTE | AZOTI | PËR-GËZUAR | TERËSIA E RREGU-LLAVE | | TRUPI | PASIMET | JANË (ang.) | DRURI, SHKURRJA, LULJA | GRUP GJAKU |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJË NGA SURETË E KUR'ANIT | | | | | | | | | | SHQIPONJA / XHAULI | | | | | |
| JO AFRIM | | | | | | | GARDIANI / DELTA KAPPA ALPHA | | | | | | | | QË UA MBATH KËMBËVE |
| E LINDUR SËRISH | | | | | | | | | | NJERËZIA / EDHE (lat.) | | | | | |
| AJKA E QUMËSHTIT | | | | | PARA NAMAZIT TË FARZIT THIRRET ... / INDUKSIONI | | | | | | | | ADRIAN KRASNIQI / KOPJIMET E SJELLJES | | |
| PRINCI ARAB | | | | | | KULTIVIMI I ARAVE | | | | | | | | AUSTRIA / MËRITUR | |
| NATRIUMI | | | UNË (ang.) / BARAZIMET NË SHAH | |  | | | | | | DËSHMORI, TROSHUPA | | | | |
| TIMES NEW ROMAN | | | | PËRQAFIMI | | | | | | | ALTINA (dim.) | | | | |
| AMPERI | | E.G. / FORMË QEVERISJE E VJETËR | | | | | | | | | | TIK - ... / E PËRZIER SI RACË | | | |
| KRYEYQYTETI ITALIAN | | | | | | | | | | | LEGJENDA (sh.pashq.) | | | | |
| SHKRONJË ARABE (foto) | | | | | | | | | | | QYTET NË KANADA | | | | FUTJE NË ARKIV |
| | ZEZAK / PËRFAQESIA DIPLOMATIKE | | | | | | | | | | LLOJ SAJE BARTËSE | | | | |
| DËSHMORI, RAMADANI | | | | | | | | | | | MARRË ETJA | | | | |
| NËNË, MAMA | | | | | | | | | | | SHKRONJA E PARA-FUNDIT | | REPUBLIKA E KOSOVËS / SHPËRDORIM | | |
| ORE | | | | BESIMI NË ISLAM | KALIM I VERËS | AI QË I PRIN XHEMATIT | MBLEDHJE | EMËR I HUAJ MASHKULLI | TEMPI | PERIUDHA KOHORE | DY ZANORE / TANTALI | | | 1 (romak) / SHENJA DALLUESE ME FIGURA | |
| VEPRIM-TARITË | | | | | | | | | | | | BANANA STREAK VIRUS / ILAÇI | | | |
| SILICI | | | ZYRTAR, NËPUNËS / K.E.S. | | | | | | ARKIVOLI / EMËR MASHKULLI | | | | | | |
| AMPERI | | NDËRTESË E PAMBARUAR NGA BRENDA / R.R. | | | | | | | | | HEROI, GALICA / EDONA LLALLOSHI | | | | |
| BËRJA E DRENAZHIT | | | | | | | | NDËRHYRJE KIRURGJIE | | | | | | | SHKRONJA VI |
| SHKOLLIM | | | | | | | | QË E BËN KALLIRIN E MADH | | | | | | | |

Perëndia i ka çelësat e të gjitha fshehtësive dhe vetëm Ai i di ato. Ai di ç'ka në tokë dhe në det;

## asnjë gjeth nuk bie, pa e ditur Ai,

dhe nuk ekziston asnjë kokërr në thellësitë e tokës, as e freskët as e thatë, e të mos jetë shënuar në Librin e qartë (Levhi Mahfudh).

*(El-En'am, 59)*

